## SURJA EL-ENBIJÂ
*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*

### Qëllimet e sures:
Pohimi i mesazhit qiellor. Sqarimi se qëllimi i të dërguarve ka qenë i njëjtë dhe se Allahu është përkujdesur për ta.

### Shpjegimi i ajeteve:
(1) Njerëzve iu është afruar Dita e Gjykimit për të dhënë llogari për veprat e tyre, ndërkohë që ata vazhdojnë të jenë të shkujdesur me angazhimet e tyre të jetës së kësaj bote, si dhe mospërfillës ndaj Botës Tjetër.
(2) Sa herë që u vjen atyre një ajet kuranor, i sapo shpallur prej Zotit të tyre, ata e dëgjojnë atë përciptazi, jo me synimin për të përfituar, por sa për lojë dhe me indiferencë.
(3) Zemrat e tyre nuk janë aspak serioze në lidhje me atë që dëgjojnë prej tij. Madje e fshehin në vetvete pëshpëritjen e keqbërësve *(mohues)* që thonë: “Ky që pretendon se është i Dërguar, a nuk është veçse një njeri si ju, pa ndonjë dallim prej jush?! Ajo që ai ka sjellë është magji. Vallë, si e ndiqni atë, duke e ditur se ai është njeri si ju dhe ajo që ai ka sjellë është magji!?
(4) I Dërguari ﷺ u tha: “Zoti im di çdo gjë që ju e fshihni në vetvete. Ai e di çdo fjalë që mund ta thotë dikush, qoftë në qiej apo në tokë, pasi Ai dëgjon gjithçka që flasin robërit e Vet i di mirë veprat e tyre, mbi bazën e të cilave do t’i shpërblejë a do t’i dënojë.
(5) Mirëpo ata shfaqën dyshime në lidhje me atë që u solli Muhamedi ﷺ. Prandaj, herë i quanin shpalljet ëndrra të përziera e të pakuptimta e herë i quanin trillime që ai i sajonte vetë; ose thoshin se ai është poet që, nëse është i sinqertë në mëtimin e tij, atëherë duhet të sjellë ndonjë mrekulli, siç bënin të dërguarit e mëparshëm, p.sh., Musai ﷺ që pati sjellë shkopin e vet apo Salihu ﷺ me devenë.
(6) Mirëpo vendbanimet e mëparshme, të cilat patën kërkuar mrekulli dhe nuk i besuan ato kur Ne ua çuam sipas kërkesë së tyre, Ne i shkatërruam. A mos vallë këta kanë për të besuar!?
(7) Ne edhe përpara teje - o i Dërguar - nuk kemi dërguar tjetër, vetëm se burra nga mesi i njerëzve, duke u zbritur atyre shpallje, e nuk u dërguam atyre engjëj. Pyetini *(po deshët)* pasuesit e Librave të mëparshëm, nëse ju nuk e dini këtë.
(8) Madje, asnjë të dërguar para teje, nuk e bëmë me fizionomi të tillë që të mos kishte nevojë të hante e të ushqehej, siç hanë e ushqehen edhe njerëzit e tjerë, si dhe as nuk e bëmë që në këtë botë të ishte i përjetshëm e i pavdekshëm.
(9) Këtyre të dërguarve Ne ua mbajtëm premtimin që u patëm dhënë dhe i shpëtuam prej shkatërrimit, bashkë me besimtarët që deshëm. Ndërsa ata që i patën kaluar kufijtë në mohim ndaj Allahut e që patën bërë gjynahe, Ne i zhdukëm.
(10) Ne jua kemi zbritur këtë Kuran, ku ka nderim dhe krenari për ju - o njerëz - nëse e besoni dhe e zbatoni. Pra, a nuk po e kuptoni këtë dhe të shpejtoni për ta besuar e për të vepruar sipas tij?!

### Mësime nga ajetet:
- Afrimi i Kiametit dhe detyrimi i përgatitjes për atë që vjen pas tij - Ditën e Gjykimit.
- Angazhimi i zemrave me qejfe e dëfrime i shmang ato prej së Vërtetës.
- Dija e plotë e Allahu për gjithçka që flasin a veprojnë krijesat e Veta.
- Kundërshtitë e qëndrimeve të idhujtarëve ndaj Pejgamberit ﷺ janë tregues i çoroditjes dhe i çrregullimeve të tyre.
- Allahu i Lartësuar, me ndihmën dhe përkrahjen e Vet, ka për të qenë gjithmonë me të dërguarit dhe besimtarët kundër armiqve të tyre.
- Kurani i jep nder dhe krenari kujtdo që i beson atij e i vë në zbatim porositë e këshillat e tij.

آياتها ١١٢ — سُورَةُ الأَنبِيَاءِ — ترتيبها ٢١

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الجزء ١٧ الحزب ٣٣ ٱقۡتَرَبَ لِلنَّاسِ حِسَابُهُمۡ وَهُمۡ فِي غَفۡلَةٖ مُّعۡرِضُونَ ١
مَا يَأۡتِيهِم مِّن ذِكۡرٖ مِّن رَّبِّهِم مُّحۡدَثٍ إِلَّا ٱسۡتَمَعُوهُ وَهُمۡ
يَلۡعَبُونَ ٢ لَاهِيَةٗ قُلُوبُهُمۡۗ وَأَسَرُّواْ ٱلنَّجۡوَى ٱلَّذِينَ
ظَلَمُواْ هَلۡ هَٰذَآ إِلَّا بَشَرٞ مِّثۡلُكُمۡۖ أَفَتَأۡتُونَ ٱلسِّحۡرَ وَأَنتُمۡ
تُبۡصِرُونَ ٣ قَالَ رَبِّي يَعۡلَمُ ٱلۡقَوۡلَ فِي ٱلسَّمَآءِ وَٱلۡأَرۡضِۖ
وَهُوَ ٱلسَّمِيعُ ٱلۡعَلِيمُ ٤ بَلۡ قَالُوٓاْ أَضۡغَٰثُ أَحۡلَٰمِۭ بَلِ
ٱفۡتَرَىٰهُ بَلۡ هُوَ شَاعِرٞ فَلۡيَأۡتِنَا بِـَٔايَةٖ كَمَآ أُرۡسِلَ ٱلۡأَوَّلُونَ
٥ مَآ ءَامَنَتۡ قَبۡلَهُم مِّن قَرۡيَةٍ أَهۡلَكۡنَٰهَآۖ أَفَهُمۡ يُؤۡمِنُونَ
٦ وَمَآ أَرۡسَلۡنَا قَبۡلَكَ إِلَّا رِجَالٗا نُّوحِيٓ إِلَيۡهِمۡۖ فَسۡـَٔلُوٓاْ أَهۡلَ
ٱلذِّكۡرِ إِن كُنتُمۡ لَا تَعۡلَمُونَ ٧ وَمَا جَعَلۡنَٰهُمۡ جَسَدٗا
لَّا يَأۡكُلُونَ ٱلطَّعَامَ وَمَا كَانُواْ خَٰلِدِينَ ٨ ثُمَّ صَدَقۡنَٰهُمُ
ٱلۡوَعۡدَ فَأَنجَيۡنَٰهُمۡ وَمَن نَّشَآءُ وَأَهۡلَكۡنَا ٱلۡمُسۡرِفِينَ ٩
لَقَدۡ أَنزَلۡنَآ إِلَيۡكُمۡ كِتَٰبٗا فِيهِ ذِكۡرُكُمۡۚ أَفَلَا تَعۡقِلُونَ ١٠

وَكَمۡ قَصَمۡنَا مِن قَرۡيَةٖ كَانَتۡ ظَالِمَةٗ وَأَنشَأۡنَا بَعۡدَهَا قَوۡمًا
ءَاخَرِينَ ١١ فَلَمَّآ أَحَسُّواْ بَأۡسَنَآ إِذَا هُم مِّنۡهَا يَرۡكُضُونَ ١٢
لَا تَرۡكُضُواْ وَٱرۡجِعُوٓاْ إِلَىٰ مَآ أُتۡرِفۡتُمۡ فِيهِ وَمَسَٰكِنِكُمۡ لَعَلَّكُمۡ
تُسۡـَٔلُونَ ١٣ قَالُواْ يَٰوَيۡلَنَآ إِنَّا كُنَّا ظَٰلِمِينَ ١٤ فَمَا زَالَت تِّلۡكَ
دَعۡوَىٰهُمۡ حَتَّىٰ جَعَلۡنَٰهُمۡ حَصِيدًا خَٰمِدِينَ ١٥ وَمَا خَلَقۡنَا
ٱلسَّمَآءَ وَٱلۡأَرۡضَ وَمَا بَيۡنَهُمَا لَٰعِبِينَ ١٦ لَوۡ أَرَدۡنَآ أَن نَّتَّخِذَ
لَهۡوٗا لَّٱتَّخَذۡنَٰهُ مِن لَّدُنَّآ إِن كُنَّا فَٰعِلِينَ ١٧ بَلۡ نَقۡذِفُ بِٱلۡحَقِّ
عَلَى ٱلۡبَٰطِلِ فَيَدۡمَغُهُۥ فَإِذَا هُوَ زَاهِقٞۚ وَلَكُمُ ٱلۡوَيۡلُ مِمَّا تَصِفُونَ
١٨ وَلَهُۥ مَن فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۚ وَمَنۡ عِندَهُۥ لَا يَسۡتَكۡبِرُونَ
عَنۡ عِبَادَتِهِۦ وَلَا يَسۡتَحۡسِرُونَ ١٩ يُسَبِّحُونَ ٱلَّيۡلَ وَٱلنَّهَارَ
لَا يَفۡتُرُونَ ٢٠ أَمِ ٱتَّخَذُوٓاْ ءَالِهَةٗ مِّنَ ٱلۡأَرۡضِ هُمۡ يُنشِرُونَ ٢١
لَوۡ كَانَ فِيهِمَآ ءَالِهَةٌ إِلَّا ٱللَّهُ لَفَسَدَتَاۚ فَسُبۡحَٰنَ ٱللَّهِ رَبِّ ٱلۡعَرۡشِ
عَمَّا يَصِفُونَ ٢٢ لَا يُسۡـَٔلُ عَمَّا يَفۡعَلُ وَهُمۡ يُسۡـَٔلُونَ ٢٣ أَمِ ٱتَّخَذُواْ
مِن دُونِهِۦٓ ءَالِهَةٗۖ قُلۡ هَاتُواْ بُرۡهَٰنَكُمۡۖ هَٰذَا ذِكۡرُ مَن مَّعِيَ وَذِكۡرُ
مَن قَبۡلِيۚ بَلۡ أَكۡثَرُهُمۡ لَا يَعۡلَمُونَ ٱلۡحَقَّۖ فَهُم مُّعۡرِضُونَ ٢٤



(11) Sa e sa vendbanime shkatërruam, për shkak të mohimit, e pas tyre krijuam popuj të tjerë!

(12) Sapo mohuesit e hetonin ardhjen e dënimit Tonë shfarosës, ata ia mbathnin prej vendbanimeve të tyre, duke u munduar të iknin prej shkatërrimit.

(13) Mos ia mbathni tani, por kthehuni tek kënaqësitë e gjërat e qejfit dhe vendbanimet tuaja, se ndoshta mund t'ju merret mendimi.

(14) Ata vetëm thoshin: "Ah, të mjerët ne për shkatërrimin tonë! Vërtet paskemi qenë keqbërës që mohuam Allahun!"

(15) Aq kohë sa iu desh atyre t'i thoshin këto fjalë, i shkundi dënimi Ynë e i bëri si të ishin fruta të vjela e të rëna përdhe.

(16) Kjo, pasi Ne nuk i kemi krijuar qiejt e tokën dhe as ato që janë në mes tyre për të luajtur e dëfryer, ashtu kot së koti *(siç po thoni ju)*. Ne i krijuam ato për të treguar fuqinë, madhështinë dhe drejtësinë Tonë.

(17) Nëse do të donim ndonjë shoqe a bir, do t'i merrnim prej atyre që ndodhen tek Ne. Por nuk do ta bënim diçka të tillë, për shkak se të pastërtisë nga këto të meta.

(18) Përkundrazi, me të Vërtetën që ia shpallim të Dërguarit Tonë, Ne godasim të pavërtetën e mohuesve dhe e shkatërrojmë atë, derisa të zhduket. Ndërsa ju që i vishni Allahut shoqe e bir, do të shkatërroheni, për shkak se i keni veshur Allahut çfarë nuk i shkon Atij!'

* Duke qenë se marrja e një biri a bashkëshorteje vjen nga nevoja për ata të dy, Allahu tregon Ai është Pronari Absolut i këtij universi:

(19) Vetëm Atij i përkasin pushteti i qiejve e i Tokës dhe askush prej melekëve që janë pranë Tij nuk e refuzon adhurimin e Tij dhe nuk lodhet së vepruari kështu.

(20) Ata *(melekët)* i bëjnë Atij tesbih *(duke thënë: Subhan'Allah - i Lartësuar qoftë Allahu!)* vazhdimisht e pa ndërprerje natë e ditë, duke mos u plogështuar aspak prej kësaj.

(21) Ndërsa idhujtarët kanë marrë në Tokë zota të tjerë përveç Tij, që mund t'u japin jetë prej saj?!

(22) Po të kishte zota të tjerë, krahas Allahut, në qiej e në Tokë, atëherë ekzistenca do të shkatërrohej për shkak rivalitetit të hyjnive për të zgjeruar pushtetin e vet! Por realiteti është ndryshe. Kështu që Allahu, Zoti i Fronit Madhështor, është i dëlirë prej çdo ortakërie të trilluar që idhujtarët i veshin Atij.

(23) Askush nuk guxon ta pyesë Allahun në lidhje me atë që Ai bën, pasi vetëm Atij i përket pushteti e vendimi, përkundrazi, është Ai që ka për t'i pyetur ata, pasi të gjithë janë robërit Vet dhe ka për t'u dhënë atë që ata meritojnë për veprat që bëjnë.

(24) Vallë, përsëri po këmbëngulin t'i konsiderojnë për zota në vend të Allahut?! Atëherë, thuaju, o i Dërguar: "Silleni argumentin tuaj të pakundërshtueshëm, që tregon se ato e merituakan të adhurohen e që janë zota të vërtetë, pasi ky Libër që më është zbritur mua, ashtu si edhe Librat e të dërguarve zbritur më parë, nuk ju japin asnjë argument për këtë." Mirëpo shumica e idhujtarëve nuk mbështeten askund tjetër, vetëm se në injorancë dhe fanatizëm, duke u kthyer kështu në refuzues të së Vërtetës.

### Mësime nga ajetet:

- Injoranca është shkaku kryesor i shkatërrimit të njerëzve në rangun individual e atë shoqëror.
- Allahu nuk ka krijuar asgjë pa qëllim, sepse Ai është i Lartësuar e i Pastër prej veprimeve të kota.
- Triumfi i së Vërtetës dhe mposhtja e së kotës është një prej ligjeve të përsëritshme hyjnore.
- Hedhja poshtë e besimit politeist, për shkak të mungesës së argumenteve që i mbështesin ata në atë idhujtari.

وَمَآ أَرۡسَلۡنَا مِن قَبۡلِكَ مِن رَّسُولٍ إِلَّا نُوحِيٓ إِلَيۡهِ أَنَّهُۥ لَآ إِلَٰهَ
إِلَّآ أَنَا۠ فَٱعۡبُدُونِ ٢٥ وَقَالُواْ ٱتَّخَذَ ٱلرَّحۡمَٰنُ وَلَدٗاۗ سُبۡحَٰنَهُۥۚ
بَلۡ عِبَادٞ مُّكۡرَمُونَ ٢٦ لَا يَسۡبِقُونَهُۥ بِٱلۡقَوۡلِ وَهُم
بِأَمۡرِهِۦ يَعۡمَلُونَ ٢٧ يَعۡلَمُ مَا بَيۡنَ أَيۡدِيهِمۡ وَمَا خَلۡفَهُمۡ
وَلَا يَشۡفَعُونَ إِلَّا لِمَنِ ٱرۡتَضَىٰ وَهُم مِّنۡ خَشۡيَتِهِۦ مُشۡفِقُونَ
٢٨ ۞ وَمَن يَقُلۡ مِنۡهُمۡ إِنِّيٓ إِلَٰهٞ مِّن دُونِهِۦ فَذَٰلِكَ نَجۡزِيهِ (الحزب ٣٣)
جَهَنَّمَۚ كَذَٰلِكَ نَجۡزِي ٱلظَّٰلِمِينَ ٢٩ أَوَلَمۡ يَرَ ٱلَّذِينَ كَفَرُوٓاْ
أَنَّ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَ كَانَتَا رَتۡقٗا فَفَتَقۡنَٰهُمَاۖ وَجَعَلۡنَا
مِنَ ٱلۡمَآءِ كُلَّ شَيۡءٍ حَيٍّۚ أَفَلَا يُؤۡمِنُونَ ٣٠ وَجَعَلۡنَا فِي ٱلۡأَرۡضِ
رَوَٰسِيَ أَن تَمِيدَ بِهِمۡ وَجَعَلۡنَا فِيهَا فِجَاجٗا سُبُلٗا لَّعَلَّهُمۡ
يَهۡتَدُونَ ٣١ وَجَعَلۡنَا ٱلسَّمَآءَ سَقۡفٗا مَّحۡفُوظٗاۖ وَهُمۡ عَنۡ
ءَايَٰتِهَا مُعۡرِضُونَ ٣٢ وَهُوَ ٱلَّذِي خَلَقَ ٱلَّيۡلَ وَٱلنَّهَارَ وَٱلشَّمۡسَ
وَٱلۡقَمَرَۖ كُلّٞ فِي فَلَكٖ يَسۡبَحُونَ ٣٣ وَمَا جَعَلۡنَا لِبَشَرٖ مِّن قَبۡلِكَ
ٱلۡخُلۡدَۖ أَفَإِيْن مِّتَّ فَهُمُ ٱلۡخَٰلِدُونَ ٣٤ كُلُّ نَفۡسٖ ذَآئِقَةُ
ٱلۡمَوۡتِۗ وَنَبۡلُوكُم بِٱلشَّرِّ وَٱلۡخَيۡرِ فِتۡنَةٗۖ وَإِلَيۡنَا تُرۡجَعُونَ ٣٥



(25) Ne nuk kemi nisur asnjë të dërguar para teje, o Muhamed, që të mos i kemi shpallur atij se nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Meje. Prandaj më adhuroni vetëm Mua dhe mos më shoqëroni asgjë në adhurim.

(26) Por idhujtarët thanë se Allahu i ka bërë melekët bijat e Veta. I Pastër e i Shenjtëruar qoftë Allahu prej kësaj gënjeshtre që ata e thonë! Përkundrazi, melekët janë thjesht robërit e Tij, që Ai i ka nderuar dhe ia ka bërë të afërt me Të.

(27) Asnjëri prej tyre nuk flet përpara se të flasë Zoti i tyre! E kur Ai flet, ata menjëherë e vënë në zbatim urdhrin e Tij.

(28) Ai i di veprat e tyre të kaluara dhe ato të ardhme. Ata nuk mund të ndërmjetësojnë dot për dikë, përveçse me lejen e Tij dhe për njerëzit me të cilët Ai është i kënaqur. Prej frikës që kanë prej Tij, ata rrinë të ndrojtur, duke mos e kundërshtuar Atë në asnjë urdhër e asgjë të ndaluar.

(29) Edhe sikur ndonjëri prej melekëve të mëtonte (gjë që nuk ndodh në realitet) se është zot që adhurohet krahas Allahut, Ne do ta ndëshkonim për këtë mëtim, duke e lënë në Xhehenem përjetësisht në Ditën e Ringjalljes. Kështu, Ne i ndëshkojmë keqbërësit, që i bëjnë kufër dhe shirk Allahut.

(30) A nuk e dinë ata që mohuan Allahun, se qiejt e Toka fillimisht kanë qenë të ngjitura, duke mos pasur në mes tyre hapësirë që të mund të binte shi?! Kurse Ne i ndamë ata dhe pastaj lëshuam ujë nga qielli në Tokë dhe prej tij krijuam kafshë e bimë. Vallë, nuk po nxjerrin mësime prej kësaj, në mënyrë që ta adhurojnë Allahun Një e të Vetëm?!

(31) Madje, në Tokë Ne vendosëm edhe male *(shkëmbore e)* të qëndrueshme, në mënyrë që ajo të mos tronditej bashkë me banorët e saj. Si dhe krijuam në të shtigje e rrugë të gjera, në mënyrë që ata të orientohen në udhëtimet e tyre për atje ku ata dëshirojnë.

(32) Ndërsa qiellin Ne e ngritëm dhe e bëmë kupolë mbrojtëse, që të mos bjerë gjë (në Tokë) dhe (që shejtanët) të mos përgjojnë (urdhrat dhe paracaktimin që përcjellin melekët). Megjithatë, idhujtarët vazhdojnë të mos i pranojnë argumentet që janë në qiell e që tregojnë për fuqinë e Allahut.

(33) Ndërkohë që atyre Ai u krijoi edhe natën për t'u qetësuar dhe ditën për të plotësuar nevojat e tyre të jetës. Ashtu siç krijoi diellin si shenjë të ditës dhe hënën si shenjë të natës, ku secili prej tyre udhëton në orbitën e vet të caktuar, pa dalë prej saj e pa devijuar.

(34) Asnjërit prej njerëzve që ishin përpara teje, o i Dërguar, Ne nuk ia mundësuam që të ishte i përjetshëm në jetën e kësaj bote. A mendon se kur të të mbarojë afati kohor i jetës së kësaj bote e pasi të kesh vdekur, ata kanë për të jetuar pas teje?!

(35) Çdo njeri ka për ta shijuar vdekjen në jetën e kësaj bote, qoftë besimtar apo jobesimtar. Ne thjesht ju sprovojmë në jetën e kësaj bote, o njerëz, nëpërmjet përgjegjësive, mirësive dhe fatkeqësive. Sepse pasi të vdisni vetëm tek Ne do të ktheheni dhe Ne do t'ju shpërblejmë sipas veprave tuaja.

**Mësime nga ajetet:**

- Allahu është i Pastër nga të pasurit bij e bija.
- Pozita e melekëve tek Allahu është se ata janë robërit e Tij, të cilët janë krijuar për të qenë të bindur e të nënshtruar ndaj Tij. Ata nuk mund të përshkruhen si meshkuj a femra, por duhen cilësuar si robëri të nderuar të Allahut.
- Si qiejt, ashtu edhe Toka janë krijuar në faza kohore, pasi në fillim kanë qenë bashkë dhe pastaj janë ndarë.
- Sprova, ashtu siç vjen prej Allahut me fatkeqësi, vjen edhe me mirësi.

وَإِذَا رَءَاكَ ٱلَّذِينَ كَفَرُوٓاْ إِن يَتَّخِذُونَكَ إِلَّا هُزُوًا أَهَٰذَا
ٱلَّذِي يَذۡكُرُ ءَالِهَتَكُمۡ وَهُم بِذِكۡرِ ٱلرَّحۡمَٰنِ هُمۡ
كَٰفِرُونَ ٣٦ خُلِقَ ٱلۡإِنسَٰنُ مِنۡ عَجَلٖۚ سَأُوْرِيكُمۡ
ءَايَٰتِي فَلَا تَسۡتَعۡجِلُونِ ٣٧ وَيَقُولُونَ مَتَىٰ هَٰذَا ٱلۡوَعۡدُ
إِن كُنتُمۡ صَٰدِقِينَ ٣٨ لَوۡ يَعۡلَمُ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ حِينَ
لَا يَكُفُّونَ عَن وُجُوهِهِمُ ٱلنَّارَ وَلَا عَن ظُهُورِهِمۡ وَلَا
هُمۡ يُنصَرُونَ ٣٩ بَلۡ تَأۡتِيهِم بَغۡتَةٗ فَتَبۡهَتُهُمۡ فَلَا
يَسۡتَطِيعُونَ رَدَّهَا وَلَا هُمۡ يُنظَرُونَ ٤٠ وَلَقَدِ ٱسۡتُهۡزِئَ
بِرُسُلٖ مِّن قَبۡلِكَ فَحَاقَ بِٱلَّذِينَ سَخِرُواْ مِنۡهُم مَّا كَانُواْ
بِهِۦ يَسۡتَهۡزِءُونَ ٤١ قُلۡ مَن يَكۡلَؤُكُم بِٱلَّيۡلِ وَٱلنَّهَارِ
مِنَ ٱلرَّحۡمَٰنِۚ بَلۡ هُمۡ عَن ذِكۡرِ رَبِّهِم مُّعۡرِضُونَ ٤٢
أَمۡ لَهُمۡ ءَالِهَةٞ تَمۡنَعُهُم مِّن دُونِنَاۚ لَا يَسۡتَطِيعُونَ نَصۡرَ
أَنفُسِهِمۡ وَلَا هُم مِّنَّا يُصۡحَبُونَ ٤٣ بَلۡ مَتَّعۡنَا هَٰٓؤُلَآءِ
وَءَابَآءَهُمۡ حَتَّىٰ طَالَ عَلَيۡهِمُ ٱلۡعُمُرُۗ أَفَلَا يَرَوۡنَ أَنَّا نَأۡتِي
ٱلۡأَرۡضَ نَنقُصُهَا مِنۡ أَطۡرَافِهَآۚ أَفَهُمُ ٱلۡغَٰلِبُونَ ٤٤



(36) Kur mohues të tillë të shohin ty, o i Dërguar, *(në vend që të besojnë)* ata tallen e ngjallin urrejtjen tek ndjekësit e tyre *(kundër teje)*, duke thënë: "Ky qenka ai i cili përçmon zotat tuaj, që ju i adhuroni?!" Ndërkohë që duke të përqeshur ty, ata po mohojnë Kuranin që u ka zbritur Allahu dhe mirësitë që Ai u ka falur. Prandaj ata e meritojnë më shumë të tallen, sepse kanë mbledhur të gjithë cilësitë e këqija.
(37) Njeriu e ka në natyrë nxitimin, i dëshiron gjërat të ndodhin para se t'u vijë koha. Të tillë janë edhe idhujtarët që e kërkojnë me ngut dënimin. Prisni edhe pak, se kam për t'jua treguar dënimin Tim, prandaj mos kërkoni ta shihni shpejt.
(38) Mirëpo mohuesit e ringjalljes e kërkojnë atë me ngulm dhe thonë: "Kur do të vijë kjo që premtoni, o muslimanë, nëse jeni të sinqertë në pretendimin tuaj *(se paska për të na përfshirë shkatërrimi)*?!
(39) Por po ta dinin mohuesit e ringjalljes se çfarë ka për t'i gjetur pas saj, kur nuk do t'i largojnë dot flakët prej fytyrës e shpinës së tyre e as të gjejnë dikë që t'i mbrojë nga dënimi, kurrsesi nuk do ta kishin kërkuar përshpejtimin e tij.
(40) Përkundrazi, ai ka për t'u ardhur atyre papritmas e do t'i tronditë ata nga befasia. Askush prej tyre nuk do mundet që ta shmangë atë e as nuk do t'u jepet afat derisa të pendohen e të fitojnë me këtë Mëshirën *(Shpëtimin në botën tjetër)*.

*Meqë i Dërguari ﷺ vuante kur populli i tij e përqeshte dhe e quante gënjeshtar, Allahu i Lartësuar e ngushëllon atë duke i thënë:

(41) Nëse populli yt të përqesh, o i Dërguar, dije se ti nuk je i pari të cilit i ka ndodhur kjo; edhe me të dërguarit përpara teje talleshin. Pastaj mohuesit i përfshiu që në jetën e kësaj bote, dënimi me të cilin talleshin sa herë që të dërguarit e tyre i frikësonin me të.
(42) Prandaj thuaju atyre që kërkojnë dënim të shpejtë, o i Dërguar: "Kush do t'ju mbrojë gjatë natës apo gjatë ditës, nëse i Gjithëmëshirshmi do të dëshironte t'ju lëshonte dënimin dhe shkatërrimin tuaj?!' Mirëpo ata dëshirojnë vetëm që t'i kundërshtojnë këshillat dhe argumentet e pakundërshtueshme të Zotit të tyre, duke mos u thelluar aspak në to, për shkak të injorancës e mendjelehtësisë.
(43) Apo mos, vallë, ata kanë gjetur zota, që mund t'i shpëtojnë ata prej dënimit Tonë?! Po ata as veten e tyre nuk mund të ndihmojnë, as t'ia largojnë të keqen e as t'i sjellin të mirën, kështu që si kanë për t'i mbrojtur të tjerët, nëse këtë s'e bëjnë dot as për veten?! Ata nuk kanë asnjë strehim prej ndëshkimit Tonë.
(44) Por *(ata ndihen të sigurt)* për shkak të mirësive Tona që i gëzojnë e të cilat ua dhuruam atyre dhe etërve të tyre, për t'i shpënë drejt shkatërrimit. Përjetimi i kënaqësive për një kohë të gjatë i mashtroi, kështu ata qëndruan në mohimin e tyre. A nuk e shohin këta të mashtruar që e kërkojnë përshpejtimin e dënimit, se si Ne po i marrim territoret përreth tyre duke i nënshtruar banorët me Fuqinë Tonë?! Prandaj le të marrin mësim, që të mos u ndodhë edhe atyre ajo që u ndodhi të tjerëve, sepse nuk do të ngadhënjejnë, por do të dalin të mposhtur.

### Mësime nga ajetet:

- Kush tallet dhe përqesh të Dërguarin ﷺ, është femohues, qoftë kjo nëpërmjet fjalëve, veprimeve apo shenjave.
- Ngutja është në natyrën e njeriut dhe maturia është virtyt.
- Askush dhe asgjë nuk mund ta shpëtojë njeriun prej dënimit të Allahut, përveç vetë Allahut.
- E pavërteta është e destinuar të zhduket, ndërsa e Vërteta është e destinuar të mbetet në përjetësi.

قُلْ إِنَّمَآ أُنذِرُكُم بِٱلْوَحْيِ ۚ وَلَا يَسْمَعُ ٱلصُّمُّ ٱلدُّعَآءَ إِذَا
مَا يُنذَرُونَ ٤٥ وَلَئِن مَّسَّتْهُمْ نَفْحَةٌ مِّنْ عَذَابِ رَبِّكَ
لَيَقُولُنَّ يَٰوَيْلَنَآ إِنَّا كُنَّا ظَٰلِمِينَ ٤٦ وَنَضَعُ ٱلْمَوَٰزِينَ
ٱلْقِسْطَ لِيَوْمِ ٱلْقِيَٰمَةِ فَلَا تُظْلَمُ نَفْسٌ شَيْـًٔا ۖ وَإِن كَانَ
مِثْقَالَ حَبَّةٍ مِّنْ خَرْدَلٍ أَتَيْنَا بِهَا ۗ وَكَفَىٰ بِنَا حَٰسِبِينَ ٤٧
وَلَقَدْ ءَاتَيْنَا مُوسَىٰ وَهَٰرُونَ ٱلْفُرْقَانَ وَضِيَآءً وَذِكْرًا
لِّلْمُتَّقِينَ ٤٨ ٱلَّذِينَ يَخْشَوْنَ رَبَّهُم بِٱلْغَيْبِ وَهُم مِّنَ ٱلسَّاعَةِ
مُشْفِقُونَ ٤٩ وَهَٰذَا ذِكْرٌ مُّبَارَكٌ أَنزَلْنَٰهُ ۚ أَفَأَنتُمْ لَهُۥ
الحزب ٣٣ مُنكِرُونَ ٥٠ ۞ وَلَقَدْ ءَاتَيْنَآ إِبْرَٰهِيمَ رُشْدَهُۥ مِن قَبْلُ وَكُنَّا
بِهِۦ عَٰلِمِينَ ٥١ إِذْ قَالَ لِأَبِيهِ وَقَوْمِهِۦ مَا هَٰذِهِ ٱلتَّمَاثِيلُ ٱلَّتِىٓ
أَنتُمْ لَهَا عَٰكِفُونَ ٥٢ قَالُوا۟ وَجَدْنَآ ءَابَآءَنَا لَهَا عَٰبِدِينَ ٥٣ قَالَ
لَقَدْ كُنتُمْ أَنتُمْ وَءَابَآؤُكُمْ فِى ضَلَٰلٍ مُّبِينٍ ٥٤ قَالُوٓا۟ أَجِئْتَنَا
بِٱلْحَقِّ أَمْ أَنتَ مِنَ ٱللَّٰعِبِينَ ٥٥ قَالَ بَل رَّبُّكُمْ رَبُّ ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلْأَرْضِ ٱلَّذِى فَطَرَهُنَّ وَأَنَا۠ عَلَىٰ ذَٰلِكُم مِّنَ ٱلشَّٰهِدِينَ ٥٦
وَتَٱللَّهِ لَأَكِيدَنَّ أَصْنَٰمَكُم بَعْدَ أَن تُوَلُّوا۟ مُدْبِرِينَ ٥٧



(45) Thuaju, o i Dërguar: “Unë po ju paralajmëroj, o njerëz, për dënimin e Allahut, nëpërmjet Shpalljes që më jep Ai. Por kush nuk e dëgjon të vërtetën, nuk ua vë veshin thirrjeve që i paralajmërojnë për dënimin e Allahut.”
(46) Nëse këta që po ironizojnë ardhjen e shkatërrimit, do t’i prekte vetëm pak prej dënimit të Zotit tënd, o i Dërguar, atëherë do të thoshin: “Mjerë për ne që u shkatërruam e humbëm!. Paskemi qenë vërtet të padrejtë që i bëmë shirk *(idhujtari)* Allahut dhe i quajtëm gënjeshtra shpalljet që na solli Muhamedi ﷺ.”
(47) Dhe në Ditën e Gjykimit, Ne do të vëmë peshoret e drejtësisë për të matur veprat e tyre. Askujt nuk do t’i bëhet padrejtësi, qoftë duke ia pakësuar shpërblimin për mirësitë që ka bërë, apo duke ia shtuar ndëshkimin për të këqijat e tij. Madje do të vendosim në peshore çdo vepër, edhe sikur të ketë ajo peshën e një farëze sinapi. Atë ditë do të mjaftojmë Ne për të llogaritur veprat robërve Tanë.
(48) Më parë Ne u dhamë Musait dhe Harunit Teuratin, si dallues të së vërtetës nga e pavërteta e të hallallit nga harami; si udhëzues për ata që besonin në të *(në atë kohë)* dhe si këshillë për të devotshmit,
(49) që i trembeshin ndëshkimit të Zotit të tyre, të Cilin e besonin pa e parë dhe i frikësoheshin Orës *(së Kiametit)*.
(50) Edhe këtë Kuran ia zbritëm Muhamedit ﷺ si përkujtim dhe këshillë për këdo që dëshiron të përfitojë e të nxjerrë prej tij mësime, duke e bërë atë burim begatish e mirësish. Vallë, akoma vazhdoni ta mohoni, duke mos i pranuar dhe duke mos i zbatuar mësimet e tij?!]
*Pasi Allahu i përmendi Musain dhe Muhamedin (a.s.), si dy profetë të ngjashëm me njëri-tjetrin, Ai përmend, gjithashtu, Ibrahimin si atin e dy popujve të tyre, për të treguar se të dy këta profetë të mëdhenj e me shpallje të ngjashme, ishin pasues të besimit monoteist të Ibrahimit, babait të tyre:
(51) Që në moshë të re, Ne e bëmë Ibrahimin të ngadhënjente me argumente ndaj popullit të vet. Ne e njihnim mirë përkushtimin e tij, prandaj i dhamë ndihmën që meritonte, kur i mposhti ata me argumente..
(52) Një herë ai i tha të atit, Azerit dhe popullit të vet: “Ç’janë këto statuja, që i keni gdhendur me duart tuaja dhe u faleni me përnderim?!”
(53) Populli i tij i tha: “Kështu i gjetëm të baballarët tanë që i adhuronin ato e më pas edhe ne i adhuruam ato, duke ndjekur shembullin e tyre.”
(54) Atëherë Ibrahimi u tha: “Ju, o pasues të verbër, së bashku me etërit tuaj që i ndiqni, jeni në humbje të qartë, shumë larg rrugës së drejtë.”
(55) Populli i tij i tha: “A e kishe seriozisht atë që na the apo thjeshtë dëshiron të bësh shaka?!”
(56) Ibrahimi u tha: “Përkundrazi, atë ua thashë seriozisht e aspak për shaka! Në të vërtetë, Zoti juaj është Zoti i qiejve dhe i Tokës, që i krijoi ata pa shembull të mëparshëm. Unë dëshmoj për këtë, që Zoti i juaj i Vetëm është Zoti i qiejve dhe i Tokës e që statujat tuaja nuk kanë asnjë pjesë *(rol)* në krijimin e tyre.”
*Kur populli i tij nuk ia vuri veshin dhe u largua prej Ibrahimit, duke e lënë vetëm, ai tha me vete:
(57) Betohem për Allahun se, do t’u punoj idhujve tuaj diçka që nuk do ta pëlqeni, sapo të largoheni prej tyre për të shkuar te festivali juaj.

## Mësime nga ajetet:

- Pranimi i gjynaheve vlen atëherë kur shoqërohet me pendimin për to, para se të ikë kohë..
- Pohimi i drejtësisë së Allahut dhe mohimi i çdo padrejtësie që i mvishet Atij.
- Rëndësia e fuqisë argumentuese në Thirrjen për tek Allahu.
- Rreziku dhe e keqja e imitimit të verbër *(taklidit)*.
- Shkallëzimi që duhet ndjekur në ndryshimin e të keqes, duke filluar nga më e lehta për tek më e vështira, pasi Ibrahimi e filloi ndryshimin e së keqes në popullin e vet me fjalë dhe argumente të pakundërshtueshëm; pastaj kaloi tek ndryshimi me vepra.

فَجَعَلَهُمۡ جُذَٰذًا إِلَّا كَبِيرٗا لَّهُمۡ لَعَلَّهُمۡ إِلَيۡهِ يَرۡجِعُونَ
﴿٥٨﴾ قَالُواْ مَن فَعَلَ هَٰذَا بِـَٔالِهَتِنَآ إِنَّهُۥ لَمِنَ ٱلظَّٰلِمِينَ ﴿٥٩﴾
قَالُواْ سَمِعۡنَا فَتٗى يَذۡكُرُهُمۡ يُقَالُ لَهُۥٓ إِبۡرَٰهِيمُ ﴿٦٠﴾ قَالُواْ فَأۡتُواْ
بِهِۦ عَلَىٰٓ أَعۡيُنِ ٱلنَّاسِ لَعَلَّهُمۡ يَشۡهَدُونَ ﴿٦١﴾ قَالُوٓاْ ءَأَنتَ
فَعَلۡتَ هَٰذَا بِـَٔالِهَتِنَا يَٰٓإِبۡرَٰهِيمُ ﴿٦٢﴾ قَالَ بَلۡ فَعَلَهُۥ كَبِيرُهُمۡ
هَٰذَا فَسۡـَٔلُوهُمۡ إِن كَانُواْ يَنطِقُونَ ﴿٦٣﴾ فَرَجَعُوٓاْ إِلَىٰٓ
أَنفُسِهِمۡ فَقَالُوٓاْ إِنَّكُمۡ أَنتُمُ ٱلظَّٰلِمُونَ ﴿٦٤﴾ ثُمَّ نُكِسُواْ
عَلَىٰ رُءُوسِهِمۡ لَقَدۡ عَلِمۡتَ مَا هَٰٓؤُلَآءِ يَنطِقُونَ ﴿٦٥﴾ قَالَ
أَفَتَعۡبُدُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِ مَا لَا يَنفَعُكُمۡ شَيۡـٔٗا وَلَا
يَضُرُّكُمۡ ﴿٦٦﴾ أُفّٖ لَّكُمۡ وَلِمَا تَعۡبُدُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِۚ
أَفَلَا تَعۡقِلُونَ ﴿٦٧﴾ قَالُواْ حَرِّقُوهُ وَٱنصُرُوٓاْ ءَالِهَتَكُمۡ إِن كُنتُمۡ
فَٰعِلِينَ ﴿٦٨﴾ قُلۡنَا يَٰنَارُ كُونِي بَرۡدٗا وَسَلَٰمًا عَلَىٰٓ إِبۡرَٰهِيمَ
﴿٦٩﴾ وَأَرَادُواْ بِهِۦ كَيۡدٗا فَجَعَلۡنَٰهُمُ ٱلۡأَخۡسَرِينَ ﴿٧٠﴾ وَنَجَّيۡنَٰهُ
وَلُوطًا إِلَى ٱلۡأَرۡضِ ٱلَّتِي بَٰرَكۡنَا فِيهَا لِلۡعَٰلَمِينَ ﴿٧١﴾ وَوَهَبۡنَا
لَهُۥٓ إِسۡحَٰقَ وَيَعۡقُوبَ نَافِلَةٗۖ وَكُلّٗا جَعَلۡنَا صَٰلِحِينَ ﴿٧٢﴾



(58) Pas kësaj, Ibrahimi i copëtoi statujat e tyre, ndërsa idhullin më të madh e la të paprekur, me synimin se ndoshta do t'i ktheheshin atij për ta pyetur se kush ishte që i thërrmoi ato.

(59) Kur ata u kthyen dhe i gjetën idhujt e tyre të copëtuar, filluan të pyesnin njëri-tjetrin: "Kush e paska bërë këtë me zotat tanë?! Ai qenka keqbërësi më i madh, pasi ka përdhosur atë që meriton të madhërohet e të shenjtërohet."

(60) Disa prej tyre thanë: "Kemi dëgjuar një djalë të ri, që i përmendte ato për keq, e që e thërrasin Ibrahim. Ndoshta ai e ka bërë këtë."

(61) Atëherë paria e tyre thanë: "Silleni Ibrahimin këtu, para njerëzve, që ta shohin e të dëshmojnë edhe ata kur ai ta pranojë atë që ka bërë dhe kështu të jetë pranimi argument kundër tij."

(62) Kështu, ata e sollën Ibrahimin dhe e pyetën: "Ti e bëre këtë veprim të shëmtuar me zotat tanë, o Ibrahim?!"

(63) Ibrahimi me përqeshje e duke nxjerrë në dukje paaftësinë e idhujve të tyre në sytë e njerëzve, u përgjigjet: "Përkundrazi, atë e ka bërë ky më i madhi në mesin e tyre. Po ju pyetini po deshët idhujt tuaj, nëse arrijnë t'ju flasin!"

(64) Atëherë ata erdhën në vete dhe filluan të meditojnë, derisa e kuptuan se idhujt e tyre nuk u sillnin as dobi e as dëm dhe se kishin vepruar keq, duke adhuruar të tjerë në vend të Allahut.

(65) Por pas kësaj, ata iu kthyen kokëfortësisë dhe kundërshtimit dhe thanë: "Ti e di mirë, o Ibrahim, se këta idhuj nuk flasin, prandaj pse na kërkon t'i pyesim ata?!" Ata menduan se ky argument ishte kundër tij, por në fakt ishte argument kundër tyre.

(66) Ibrahimi u tha: "Atëherë si po adhuroni në vend të Allahut statuja, që nuk ju sjellin dot asnjë dobi a dëm dhe që nuk kanë fuqi ta ruajnë veten nga e keqja a t'i sjellin asaj ndonjë të mirë?!

(67) Turp për ju e neveri për ato që ju i adhuroni në vend të Allahut *(Krijuesit tuaj)*! Vallë, a nuk po i thërrisni mendjes *(se çfarë jeni duke bërë)*?!"

(68) Kur e panë se ishin të paaftë që të përballeshin me Ibrahimin me argumente, atëherë iu kthyen përdorimit të forcës e thanë: "Digjeni Ibrahimin me këtë zjarr *(që e adhuroni si zot)* dhe ndihmojini zotat tuaj, të cilët ai i ka shkatërruar, nëse vërtet dëshironi t'i jepni atij ndëshkim të tmerrshëm!'.

(69) Ata e ndezën zjarrin dhe e hodhën Ibrahimin në të. Mirëpo Ne e urdhëruam zjarrin: "O zjarr, bëhu i freskët dhe shpëtim për Ibrahimin!" Dhe ashtu u bë. Atë nuk e preku asgjë e keqe.

(70) Ata i ngritën atij një kurth *(që të thoshin: mposhti zoti ynë - zjarri)*, por Ne bëmë që ata të ishin të dështuarit e të mposhturit.

(71) Pastaj Ne e shpëtuam Ibrahimin bashkë me Lutin dhe i nxorëm në tokën e Shamit, të cilën e bekuam, duke dërguar profetë të shumtë dhe begati për gjallesat e saj.

Pasi tregoi pafuqinë e idhujve për t'iu përgjigjur lutjeve të idhujtarëve, Allahu sqaron me anë të shembujve vijues se vetëm Ai u përgjigjet lutjeve, kur robërit e Tij e njësojnë dhe bëjnë vepra të mira:

(72) Ai *(Ibrahimi)* e luti Zotin e vet që t'i dhuronte një djalë dhe Ne i dhuruam atij Is'hakun, madje edhe një nip, Jakubin. Dhe secilin prej tyre: Ibrahimin, Is'hakun e Jakubin i bëmë vepërmirë e të bindur ndaj Allahut.

### Mësime nga ajetet:

- Lejohet përdorimi i marifeteve me qëllim që të nxirret në pah e Vërteta dhe të hidhet poshtë e kota.
- Ndjekësit e së kotës kapen pas argumenteve të cilat i mendojnë se janë pro tyre, por që në fakt ajo janë kundër tyre.
- Ashpërsia në fjalë është një prej mjeteve për të ndryshuar të keqen, nëse nuk vjen prej saj ndonjë e keqe akoma më e madhe.
- Përdorimi i forcës është tregues i paaftësisë për t'u përballur me argumentin e pakundërshtueshëm.
- Ndihma e Allahut do të jetë gjithmonë me robërit e Vet besimtarë, duke i shpëtuar ata prej vështirësive andej nga nuk e presin.

وَجَعَلۡنَٰهُمۡ أَئِمَّةٗ يَهۡدُونَ بِأَمۡرِنَا وَأَوۡحَيۡنَآ إِلَيۡهِمۡ فِعۡلَ
ٱلۡخَيۡرَٰتِ وَإِقَامَ ٱلصَّلَوٰةِ وَإِيتَآءَ ٱلزَّكَوٰةِۖ وَكَانُواْ لَنَا
عَٰبِدِينَ ٧٣ وَلُوطًا ءَاتَيۡنَٰهُ حُكۡمٗا وَعِلۡمٗا وَنَجَّيۡنَٰهُ مِنَ
ٱلۡقَرۡيَةِ ٱلَّتِي كَانَت تَّعۡمَلُ ٱلۡخَبَٰٓئِثَۚ إِنَّهُمۡ كَانُواْ قَوۡمَ سَوۡءٖ
فَٰسِقِينَ ٧٤ وَأَدۡخَلۡنَٰهُ فِي رَحۡمَتِنَآۖ إِنَّهُۥ مِنَ ٱلصَّٰلِحِينَ
٧٥ وَنُوحًا إِذۡ نَادَىٰ مِن قَبۡلُ فَٱسۡتَجَبۡنَا لَهُۥ فَنَجَّيۡنَٰهُ
وَأَهۡلَهُۥ مِنَ ٱلۡكَرۡبِ ٱلۡعَظِيمِ ٧٦ وَنَصَرۡنَٰهُ مِنَ ٱلۡقَوۡمِ
ٱلَّذِينَ كَذَّبُواْ بِـَٔايَٰتِنَآۚ إِنَّهُمۡ كَانُواْ قَوۡمَ سَوۡءٖ فَأَغۡرَقۡنَٰهُمۡ
أَجۡمَعِينَ ٧٧ وَدَاوُۥدَ وَسُلَيۡمَٰنَ إِذۡ يَحۡكُمَانِ فِي ٱلۡحَرۡثِ
إِذۡ نَفَشَتۡ فِيهِ غَنَمُ ٱلۡقَوۡمِ وَكُنَّا لِحُكۡمِهِمۡ شَٰهِدِينَ ٧٨
فَفَهَّمۡنَٰهَا سُلَيۡمَٰنَۚ وَكُلًّا ءَاتَيۡنَا حُكۡمٗا وَعِلۡمٗاۚ وَسَخَّرۡنَا
مَعَ دَاوُۥدَ ٱلۡجِبَالَ يُسَبِّحۡنَ وَٱلطَّيۡرَۚ وَكُنَّا فَٰعِلِينَ ٧٩
وَعَلَّمۡنَٰهُ صَنۡعَةَ لَبُوسٖ لَّكُمۡ لِتُحۡصِنَكُم مِّنۢ بَأۡسِكُمۡۖ
فَهَلۡ أَنتُمۡ شَٰكِرُونَ ٨٠ وَلِسُلَيۡمَٰنَ ٱلرِّيحَ عَاصِفَةٗ تَجۡرِي بِأَمۡرِهِۦٓ
إِلَى ٱلۡأَرۡضِ ٱلَّتِي بَٰرَكۡنَا فِيهَا وَكُنَّا بِكُلِّ شَيۡءٍ عَٰلِمِينَ ٨١



73 Dhe i bëmë ata prijës, nëpërmjet të cilëve udhëzoheshin njerëzit për në mirësi. Ata i thërrisnin njerëzit për në adhurimin e Allahut të Vetëm, me urdhër të Tij. Ne i frymëzuam ata që të bënin mirësi, ta falnin namazin në formën më të plotë dhe të jepnin zekatin. ndërkohë ata ishin përherë të nënshtruar ndaj Nesh.

74 Ndërsa Lutit i dhuruam aftësinë e gjykimit të drejtë, për të zgjidhur konflikte mes njerëzve dhe i dhamë dije për çështjet e fesë. Po ashtu, e shpëtuam atë prej dënimit që i zbritëm qytetit të tij (Sodomës), banorët e të cilit kryenin marrëdhënie të ndyra. Vërtet që ata ishin popull i prishur dhe i dalë prej rrugës së Zotit.

75 Kështu, Ne e futëm atë në Mëshirën Tonë, duke e shpëtuar prej dënimit që goditi popullin e tij. Ai ishte prej vepërmirëve që i zbatojnë urdhrat Tona e heqin dorë nga ndalesat Tona.

76 Përkujto, o i Dërguar, edhe historinë e Nuhut, që i lutej Allahut para Ibrahimit e Lutit, dhe Ne iu përgjigjëm atij, duke i dhuruar atë që kërkoi. Kësisoj, ne e shpëtuam atë bashkë me familjen e tij dhe besimtarët, prej përmbytjes katastrofike.

77 Ne e shpëtuam atë prej kurthit të popullit të vet, të cilët i mohuan mrekullitë që Ne ia zbritëm si argumente që tregonin vërtetësinë e tij *(si i dërguar)*, Por në të vërtetë ata ishin një popull i prishur e i keq, kështu që i shkatërruam të gjithë me përmbytje.

78 Përkujto, o i Dërguar, edhe historinë e Daudit me birin e tij, Sulejmanin! Ata po gjykonin një çështje, që u ishte parashtruar në lidhje me dy njerëz në konflikt. Njëri prej tyre kishte dele, të cilat kishin hyrë natën në arën e tjetrit dhe i kishin prishur të mbjellat. Ndërkohë, Ne po e dëshmonim gjykimin e Daudit dhe të Sulejmanit, pa humbur prej tij asgjë.

79 Ne bëmë që Sulejmani ta kuptonte më mirë këtë çështje dhe jo babai i tij, Daudi, ndonëse që të dyve u kishim dhuruar profetësinë dhe diturinë për të gjykuar me ligjin e Allahut, jo vetëm Sulejmanit. Daudit i kishim mundësuar që malet të bënin *tesbih* (*t'i thurnin lavde e himne Allahut*) bashkë me të, si dhe i dhamë kontroll mbi shpendët. Ishim Ne, pra, që ia dhuruam atij kuptueshmërinë, profetësinë, dijen dhe kontrollin.

80 Madje Daudit i kishim mësuar diçka që nuk ia kishim mësuar Sulejmanit - përgatitjen e parzmoreve për t'ju mbrojtur trupat tuaj nga armët. Prandaj, a nuk jeni mirënjohës, o njerëz, për të gjitha këto mirësi, me të cilat ju ka begatuar Allahu?!

81 Ndërsa Sulejmanit i kishim dhënë kontroll mbi erën e fuqishme, e cila lëvizte sipas urdhrit të tij, sa herë që ai e komandonte atë nëpër tokën e Shamit, që Ne e kemi begatuar duke zbritur aty shumë profetë dhe mirësi. Për çdo gjë që ata bënin, Ne ishim të Gjithëdijshëm duke mos na u fshehur asgjë.

**Mësime nga ajetet:**

- Kryerja e mirësive, falja e namazit dhe dhënia e zekatit, janë porosi rreth të cilave janë përputhur të gjitha shpalljet hyjnore.
- Bërja e gjynaheve është shkak për të sjellë ndëshkimin shfarosës të Allahut dhe zemërimin e Tij.
- Përmirësimi dhe bërja e veprave të mira janë shkak për të hyrë në Mëshirën e Allahut - në Xhenet.
- Lutja është shkak për të sjellë shpëtimin nga vështirësitë.

وَمِنَ ٱلشَّيَٰطِينِ مَن يَغُوصُونَ لَهُۥ وَيَعۡمَلُونَ عَمَلٗا دُونَ
ذَٰلِكَۖ وَكُنَّا لَهُمۡ حَٰفِظِينَ ٨٢ ۞وَأَيُّوبَ إِذۡ نَادَىٰ ثلاثة أرباع الحزب ٣٣
رَبَّهُۥٓ أَنِّي مَسَّنِيَ ٱلضُّرُّ وَأَنتَ أَرۡحَمُ ٱلرَّٰحِمِينَ ٨٣
فَٱسۡتَجَبۡنَا لَهُۥ فَكَشَفۡنَا مَا بِهِۦ مِن ضُرّٖۖ وَءَاتَيۡنَٰهُ أَهۡلَهُۥ
وَمِثۡلَهُم مَّعَهُمۡ رَحۡمَةٗ مِّنۡ عِندِنَا وَذِكۡرَىٰ لِلۡعَٰبِدِينَ
٨٤ وَإِسۡمَٰعِيلَ وَإِدۡرِيسَ وَذَا ٱلۡكِفۡلِۖ كُلّٞ مِّنَ ٱلصَّٰبِرِينَ
٨٥ وَأَدۡخَلۡنَٰهُمۡ فِي رَحۡمَتِنَآۖ إِنَّهُم مِّنَ ٱلصَّٰلِحِينَ ٨٦
وَذَا ٱلنُّونِ إِذ ذَّهَبَ مُغَٰضِبٗا فَظَنَّ أَن لَّن نَّقۡدِرَ عَلَيۡهِ
فَنَادَىٰ فِي ٱلظُّلُمَٰتِ أَن لَّآ إِلَٰهَ إِلَّآ أَنتَ سُبۡحَٰنَكَ إِنِّي
كُنتُ مِنَ ٱلظَّٰلِمِينَ ٨٧ فَٱسۡتَجَبۡنَا لَهُۥ وَنَجَّيۡنَٰهُ
مِنَ ٱلۡغَمِّۚ وَكَذَٰلِكَ نُـۨجِي ٱلۡمُؤۡمِنِينَ ٨٨ وَزَكَرِيَّآ
إِذۡ نَادَىٰ رَبَّهُۥ رَبِّ لَا تَذَرۡنِي فَرۡدٗا وَأَنتَ خَيۡرُ ٱلۡوَٰرِثِينَ
٨٩ فَٱسۡتَجَبۡنَا لَهُۥ وَوَهَبۡنَا لَهُۥ يَحۡيَىٰ وَأَصۡلَحۡنَا
لَهُۥ زَوۡجَهُۥٓۚ إِنَّهُمۡ كَانُواْ يُسَٰرِعُونَ فِي ٱلۡخَيۡرَٰتِ
وَيَدۡعُونَنَا رَغَبٗا وَرَهَبٗاۖ وَكَانُواْ لَنَا خَٰشِعِينَ ٩٠



(82) Gjithashtu, ia nënshtruam atij edhe shejtanët të cilët për të zhyteshin në dete *(e thellësi të tokës),* për të nxjerrë prej tyre thesare e të tjera gjëra. Përveç kësaj, atij i bënin edhe punë të tjera, si: ndërtime, gdhendje, bartje të gjërave etj. Ne i mbikëqyrnim numrat dhe punët e tyre, duke mos na u fshehur asgjë.

(83) Përkujtoje, o i Dërguar, edhe historinë e Ejubit! Ai e luti Zotin e vet të Lartësuar, ta shpëtonte nga fatkeqësia *(që e kishte prekur prej kohësh)* dhe i tha: "Zoti im, kam humbur familjen dhe më ka rënë sëmundja, ndërkohë që Ti je më i Mëshirshmi i mëshiruesve, prandaj largoma të keqen që më ka rënë!'

(84) Ne iu përgjigjëm lutjes së tij dhe ia larguam të keqen që e kishte goditur. Familjen dhe fëmijët që kishte humbur ia kthyem edhe një herë, madje i dhamë edhe një herë aq. Kështu vepruam nga mëshira Jonë dhe si këshillë e përkujtim për të gjithë ata që i nënshtrohen Allahut me adhurim dhe durojnë ashtu siç duroi Ejubi.

(85) Përkujto - o i Dërguar - edhe Ismailin, Idrisin e Dhul'kiflin! Të gjithë *(sikurse Ejubi )* u treguan të qëndrueshëm në durim, duke i përballuar sprovat e duke i zbatuar detyrimet që Allahu u kishte ngarkuar.

(86) Derisa Ne i futëm pastaj në Mëshirën Tonë *(Xhenet)*. Vërtetë që ata ishin prej robërve Tanë të mirë (*salihin*: përmirësues e vepërmirë*)*, të cilët gjithmonë vepronin në bindje të Zotit të tyre dhe në përmirësimin e anës së tyre të brendshme e asaj të jashtme.

(87) Përkujtoje, o i Dërguar, edhe historinë e atij që ishte në barkun e peshkut - Junusit, kur ai u largua nga populli i vet, para se Zoti t'i jepte leje për këtë. Ishte i zemëruar me ta, për shkak të gjynaheve e mospërfilljes që ata treguan ndaj mesazhit që u kishte sjellë. Dhe mendoi se nuk do ta ndëshkonim për largimin e tij *(nga përgjegjësia).* Por ai u sprovua rëndë, duke mbetur i burgosur në ngushticën e barkut të një peshku që e kishte gëlltitur. Aty ai e luti Allahun nga mesi i tri errësirave: errësirës së barkut të peshkut, errësirës së thellësisë së detit dhe errësirës së natës. Duke e pranuar gjynahun e tij, ai iu drejtua Allahut i penduar: "Nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Teje, Ti je i Pastri dhe i Shenjti, kurse unë paskam qenë keqbërës!"

(88) Ne iu përgjigjëm thirrjes së tij dhe e shpëtuam prej atij ankthi të vështirë, duke e nxjerrë prej errësirave dhe barkut të peshkut. Kështu siç e shpëtuam Junusin prej këtij ankthi, Ne i shpëtojmë edhe besimtarët kur ata janë në brengat e tyre dhe kthehen e i luten vetëm Allahut.

(89) Përkujto, o i Dërguar, edhe historinë e Zekerijas, (i cili, ndonëse në moshë të thyer) iu lut Zotit të Lartmadhëruar për një fëmijë. "Zoti im, - tha ai, - mos më lër të vetmuar e pa fëmijë! Ti je më i Miri i trashëgimtarëve, prandaj më dhuro një djalë, që të mbetet pas meje!"

(90) Ne iu përgjigjëm lutjes së tij, duke i dhuruar për djalë Jahjain, pasi më parë i shëruam gruan e cila kishte qenë beronjë. Vërtet, Zekerija, gruaja e tij dhe biri i tyre, Jahjai shpejtonin dhe e nxisnin njëri-tjetrin në bërjen e veprave të mira. Ata na luteshin me shpresën për të fituar shpërblimin Tonë *(Xhenetin)* dhe me frikën për t'u ruajtur prej ndëshkimit Tonë. Ata na luteshin gjithmonë me përgjërim.

**Mësime nga ajetet:**

- Përmirësimi dhe devotshmëria janë shkaqe për të fituar Mëshirën e Zotit.
- Kthimi dhe drejtimi vetëm nga Allahu është mënyra e vetme për të larguar çdo ankth e brengosje.
- Mirësia e kërkimit të një pasardhësi të denjë, që të jetë trashëgues i njeriut pas vdekjes së tij.
- Pranimi i gjynahut, ndjenja e nevojës për Allahun, ankimi tek Ai dhe bindja ndaj Allahut kur je në gjendje të mirë, janë shkaqe që Allahu t'i përgjigjet lutjes dhe t'i largojë vështirësitë kur je në gjendje të keqe.

91 Përkujtoje, o i Dërguar, edhe ngjarjen e Merjemes, e cila e ruajti virgjërinë e saj. Ne dërguam tek ajo Xhibrilin, i cili fryu brenda saj (një shpirt) dhe ajo mbeti shtatzënë me Isain (a.s.). Dhe kështu i bëmë ata të dy shenja të fuqisë së Allahut për njerëzit, pasi Atë nuk mund ta pengojë askush që të krijojë dikë pa baba.
* Pasi Allahu përmend të dërguar që u përkisnin popujve, kohëve dhe vendeve të ndryshme, e bën të qartë se ata janë një bashkësi e vetme besimi:
92 Kjo është bashkësia juaj, o njerëz, një bashkësi e vetme e besimit monoteist, që është Islami (*dorëzimi vetëm tek Allahu*), dhe Unë jam Zoti i të gjithëve ju, prandaj vetëm Mua ma kushtoni adhurimin.
93 Mirëpo njerëzit u përçanë, duke u bërë disa monoteistë e disa politeistë, disa besimtarë e disa femohues, por të gjithë kanë për t'u kthyer tek Ne Ditën e Gjykimit. E atëherë do t'i shpërblejmë a dënojmë për çdo gjë që kanë bërë.
94 Prandaj atij që bën vepra të mira, duke besuar në Allahun, në të dërguarit e Tij dhe në Ditën e Gjykimit, puna e mirë nuk do t'i mohohet. Përkundrazi, Allahu do t'ia njohë përpjekjet, duke ia shpërblyer shumëfish dhe ai do ta gjejë këtë në librin e veprave në Ditën e Ringjalljes e do të gëzohet.
95 Atë ditë do të jetë e pamundur për banorët e vendbanimeve, të cilët i shkatërruam për shkak të mohimit të tyre, që të kthehen përsëri në dynja, të pendohen e t'u pranohet pendimi.
96 Derisa të vijë koha kur të hapet prita e Jexhuxhëve dhe Mexhuxhëve e ata me shpejtësi të shpërndahen, duke u derdhur nëpër çdo luginë dhe kodër në tokë.
97 Me daljen e tyre u është afruar njerëzve Kiameti. Dhe kur të shfaqen vështirësitë e tmerret e tij, jobesimtarët do të mbeten me sy të zgurdulluar nga llahtari dhe do të thonë: "Ah, të mjerët ne u shkatërruam! Paskemi qenë të hutuar në dynja, duke u marrë me dëfrime dhe angazhime në vend se të përgatiteshim për këtë Ditë të madhe. Paskemi qenë vërtet keqbërës me mohimin dhe gjynahet që bënim!'
98 *(Aty idhujtarëve do t'u thuhet:)* "Sot, ju dhe zotat (*e rremë*) që i keni adhuruar në vend të Allahut, qofshin ata statuja, xhinde a njerëz që ishin të kënaqur me adhurimin tuaj, të gjithë do të jeni lënda djegëse e Zjarrit të Xhehenemit, ku do të hyni së bashku".
99 Nëse zotat që ata adhuronin, do të kishin qenë të vërtetë e të denjë për adhurim, nuk do të kishin hyrë bashkë me ta në Zjarr. Të gjithë ata do të mbeten aty përgjithmonë, si adhuruesit, ashtu edhe të adhuruarit e nuk do të dalin prej tij dalë kurrë.
100 Frymëmarrja e tyre aty do të jetë e rëndë, prej dhimbjeve të mëdha që do të kenë. Dhe ashtu në Zjarr siç do të jenë, nuk kanë për të dëgjuar asgjë për shkak të lemerisë që i ka përfshirë.
* Disa nga idhujtarët thanë se Isai dhe melekët që janë adhuruar në vend të Allahut, paskan për të hyrë në Zjarr bashkë me adhuruesit e tyre. Që të mos mendohej kjo, Allahu iu kundërpërgjigj:
101 Ndërsa ata *(të dërguar e melekë),* të cilët ishin përcaktuar në dijen e Allahut se do të ishin prej të lumëve *(e që nuk patën dëshiruar që njerëzit t'i adhuronin)*, ata do të mbahen larg Zjarrit.




### Mësime nga ajetet:

- Lavdërimi i dëlirësisë morale dhe sqarimi i mirësisë së saj.
- Përputhja e të gjitha shpalljeve qiellore në Teuhid *(Njëshmërinë e Allahut)* dhe bazat e adhurimit, si lutja, shpresa, frika, dashuria etj. të cilat i meriton vetëm Allahu.
- Hapja e pritës së Jexhuxhëve dhe Mexhuxhëve është një prej shenjave të mëdha të Kiametit, që tregojnë se ai është afër.
- Shkujdesja ndaj Ditës së Gjykimit është shkak i vuajtjeve së tmerreve të saj.

لَا يَسۡمَعُونَ حَسِيسَهَاۖ وَهُمۡ فِي مَا ٱشۡتَهَتۡ أَنفُسُهُمۡ
خَٰلِدُونَ ١٠٢ لَا يَحۡزُنُهُمُ ٱلۡفَزَعُ ٱلۡأَكۡبَرُ وَتَتَلَقَّىٰهُمُ
ٱلۡمَلَٰٓئِكَةُ هَٰذَا يَوۡمُكُمُ ٱلَّذِي كُنتُمۡ تُوعَدُونَ ١٠٣
يَوۡمَ نَطۡوِي ٱلسَّمَآءَ كَطَيِّ ٱلسِّجِلِّ لِلۡكُتُبِۚ كَمَا بَدَأۡنَآ
أَوَّلَ خَلۡقٖ نُّعِيدُهُۥۚ وَعۡدًا عَلَيۡنَآۚ إِنَّا كُنَّا فَٰعِلِينَ ١٠٤ وَلَقَدۡ
كَتَبۡنَا فِي ٱلزَّبُورِ مِنۢ بَعۡدِ ٱلذِّكۡرِ أَنَّ ٱلۡأَرۡضَ يَرِثُهَا
عِبَادِيَ ٱلصَّٰلِحُونَ ١٠٥ إِنَّ فِي هَٰذَا لَبَلَٰغٗا لِّقَوۡمٍ
عَٰبِدِينَ ١٠٦ وَمَآ أَرۡسَلۡنَٰكَ إِلَّا رَحۡمَةٗ لِّلۡعَٰلَمِينَ
١٠٧ قُلۡ إِنَّمَا يُوحَىٰٓ إِلَيَّ أَنَّمَآ إِلَٰهُكُمۡ إِلَٰهٞ وَٰحِدٞۖ فَهَلۡ
أَنتُم مُّسۡلِمُونَ ١٠٨ فَإِن تَوَلَّوۡاْ فَقُلۡ ءَاذَنتُكُمۡ عَلَىٰ سَوَآءٖۖ
وَإِنۡ أَدۡرِيٓ أَقَرِيبٌ أَم بَعِيدٞ مَّا تُوعَدُونَ ١٠٩ إِنَّهُۥ يَعۡلَمُ
ٱلۡجَهۡرَ مِنَ ٱلۡقَوۡلِ وَيَعۡلَمُ مَا تَكۡتُمُونَ ١١٠ وَإِنۡ أَدۡرِي
لَعَلَّهُۥ فِتۡنَةٞ لَّكُمۡ وَمَتَٰعٌ إِلَىٰ حِينٖ ١١١ قَٰلَ رَبِّ ٱحۡكُم
بِٱلۡحَقِّۗ وَرَبُّنَا ٱلرَّحۡمَٰنُ ٱلۡمُسۡتَعَانُ عَلَىٰ مَا تَصِفُونَ ١١٢

آياتها ٧٨ سُورَةُ الحَجِّ ترتيبها ٢٢



(102) Atyre nuk u vjen as zëri më i vogël i Xhehenemit, ndërkohë që janë të përjetshëm në kënaqësitë që ua ka ënda, duke mos mbaruar mirësitë për ta kurrë.
(103) Ata nuk ka për t'i shqetësuar aspak Llahtaria e Madhe, kur Zjarri t'u vërsulet banorëve të saj. Përkundrazi, ata do të mirëpriten nga melekët që i urojnë me fjalët: "Kjo është dita juaj, e cila ju premtohej kur ishit në dynja dhe përgëzoheshit për mirësitë që do të gjenit në të."
(104) Në Ditën kur t'i mbështjellim qiejt siç mbështillet fleta e shkruar me gjithë ç'ka brenda, do t'i ringjallim njerëzit në formën që i patëm krijuar herën e parë. Ky është Premtim Ynë që nuk shkelet; janë të kryera ato që premtojmë.
(105) Ne e kemi shkruar edhe në Librat që u zbritëm të dërguarve të mëparshëm, pasi e patëm shkruar më parë në Leuhi Mahfudh, se tokën kanë për ta trashëguar vetëm robërit e Mi të devotshëm e punëtorë. Ata janë Umeti i Muhamedit (a.s.).
(106) Vërtet, në këshillat që Ne kemi zbritur ka dobi të mjaftueshme për ata që e adhurojnë Zotin sipas mënyrës që Ai ka ligjëruar për njerëzit. Pikërisht ata janë përfituesit e vërtetë prej këtyre këshillave.
(107) Ne të kemi dërguar ty, Muhamed, vetëm si mëshirë për mbarë popujt *(prej njerëzve e xhindeve)* që, nëpërmjet këtij besimi *(të pastër e larg idhujtarisë),* t'i udhëzosh ata për te shpëtimi prej dënimit të Allahut.
(108) Kështu që thuaju, o i Dërguar: "Zoti tim më shpall është Ai që e meriton të adhurohet është Një e i Vetëm dhe nuk ka asnjë të barabartë; Ai është Allahu. Prandaj, a po bëheni muslimanë, d.m.th. t'i nënshtroheni Atij duke besuar tek Ai dhe duke i bindurAtij?!"
(109) Nëse ata ia kthejnë shpinën mesazhit që u solle, atëherë thuaju, o i Dërguar: "Unë e kreva lajmërimin, tashmë e dimë të gjithë për dënimin, por nuk e di nëse është afër apo larg ai që ju premtohet.
(110) Allahu e di mirë gjithçka që thoni haptazi, sikurse di mirë gjithçka që thoni fshehtas. Atij nuk i shpëton asgjë dhe do t'ju japë atë që meritoni.
(111) Sikurse nuk e di, nëse vonesa e dënimit është sprovë për ju *(që të mashtroheni e ai t'ju vijë ai papritur)* apo është një dhënie afati deri në kohë të caktuar *(që e Di vetëm Ai),* në mënyrë që t'i shtoni edhe më shumë gjynahet, devijimin dhe mohimin tuaj *(e ta meritoni pastaj dënimin më të madh)*?!"
(112) Aty i Dërguari tha, duke u lutur: "Zoti im, ndaje me një vendim të drejtë çështjen midis nesh dhe popullit që ngulmon në femohim! Zotit tonë të Gjithëmëshirshëm i kërkojmë ndihmë kundër mohimit dhe blasfemive që thoni".

**Mësime nga ajetet:**
- Përmirësimi dhe bërja e veprave të mira është shkak për të mbizotëruar në tokë dhe në zemrat e njerëzve.
- Dërgimi i profetit Muhamed me Kuranin, ligjet dhe rrugën (Sunetin) e tij është mëshirë për mbarë njerëzimin.
- I Dërguari nuk e ka ditur të fshehtën (*el-gajb*).
- Dija e Allahut e përfshin çdo fjalë që del nga robërit e Tij.

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الحزب ٣٤
يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّاسُ ٱتَّقُواْ رَبَّكُمْۚ إِنَّ زَلْزَلَةَ ٱلسَّاعَةِ شَيْءٌ عَظِيمٞ
١ يَوْمَ تَرَوْنَهَا تَذْهَلُ كُلُّ مُرْضِعَةٍ عَمَّآ أَرْضَعَتْ وَتَضَعُ
كُلُّ ذَاتِ حَمْلٍ حَمْلَهَا وَتَرَى ٱلنَّاسَ سُكَٰرَىٰ وَمَا هُم
بِسُكَٰرَىٰ وَلَٰكِنَّ عَذَابَ ٱللَّهِ شَدِيدٞ ٢ وَمِنَ ٱلنَّاسِ مَن
يُجَٰدِلُ فِي ٱللَّهِ بِغَيْرِ عِلْمٖ وَيَتَّبِعُ كُلَّ شَيْطَٰنٖ مَّرِيدٖ ٣
كُتِبَ عَلَيْهِ أَنَّهُۥ مَن تَوَلَّاهُ فَأَنَّهُۥ يُضِلُّهُۥ وَيَهْدِيهِ
إِلَىٰ عَذَابِ ٱلسَّعِيرِ ٤ يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّاسُ إِن كُنتُمْ فِي رَيْبٖ
مِّنَ ٱلْبَعْثِ فَإِنَّا خَلَقْنَٰكُم مِّن تُرَابٖ ثُمَّ مِن نُّطْفَةٖ
ثُمَّ مِنْ عَلَقَةٖ ثُمَّ مِن مُّضْغَةٖ مُّخَلَّقَةٖ وَغَيْرِ مُخَلَّقَةٖ لِّنُبَيِّنَ
لَكُمْۚ وَنُقِرُّ فِي ٱلْأَرْحَامِ مَا نَشَآءُ إِلَىٰٓ أَجَلٖ مُّسَمّٗى ثُمَّ
نُخْرِجُكُمْ طِفْلٗا ثُمَّ لِتَبْلُغُوٓاْ أَشُدَّكُمْۖ وَمِنكُم مَّن يُتَوَفَّىٰ
وَمِنكُم مَّن يُرَدُّ إِلَىٰٓ أَرْذَلِ ٱلْعُمُرِ لِكَيْلَا يَعْلَمَ مِنۢ
بَعْدِ عِلْمٖ شَيْـٔٗاۚ وَتَرَى ٱلْأَرْضَ هَامِدَةٗ فَإِذَآ أَنزَلْنَا عَلَيْهَا
ٱلْمَآءَ ٱهْتَزَّتْ وَرَبَتْ وَأَنۢبَتَتْ مِن كُلِّ زَوْجِۭ بَهِيجٖ ٥



## SURJA «EL-HAXHXH»

*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*

### Temat e sures:

Madhërimi i Allahut të Lartësuar, i simboleve të Tij dhe dorëzimi ndaj urdhrave të Tij.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) O njerëz! Kijani frikën Zotit tuaj, duke i zbatuar urdhrat e Tij e duke hequr dorë prej asaj që Ai jua ka ndaluar; sepse Tërmeti i Orës (së Kiametit) do të jetë një ngjarje e madhe. Prandaj përgatituni për të, duke bërë vepra që e kënaqin Allahun *(që atë Ditë Ai t'ju marrë në mbrojtje)*.

(2) Atë Ditë, kur ta shihni *(me sytë tuaj)*, mëndesha do ta harrojë foshnjën e saj dhe shtatzëna do ta dështojë barrën e saj. Atë Ditë, o i Dërguar, njerëzit do të të ngjajnë si të dehur *(nga frika),* ndonëse nuk do të jenë të dehur, por dënimi i Allahut *(që i pret)* do të jetë shumë i ashpër.

* Në fillim Allahu përmend Tronditjen e Kiametit, e cila është edhe momenti i ringjalljes, për të dalë në Ditën e Gjykimit dhe frikën e njerëzve kur ta shohin me sytë e tyre këtë realitet. Pas kësaj Ai u kundërpërgjigjet edhe atyre që e mohojnë këtë ngjarje të madhe dhe u thotë:

(3) Ka njerëz që vazhdojnë të dyshojnë dhe e vënë në diskutim Fuqinë e Allahut për të ringjallur të vdekurit, pa pasur asnjë dije, ku mund të bazohen. Nga ana tjetër, ata ndjekin me bindje çdo shejtan *(xhind apo njeri të humbur)* që tregohet arrogant ndaj Zotit të vet e që është kreu i humbjes dhe i devijimit.

(4) Për atë shejtan nga xhindet ose nga njerëzit është shkruar se do të nxjerrë nga rruga e drejtë të gjithë ata që do ta ndjekin e do t'i besojnë dhe se do t'i çojë ata drejt dënimit në Xhehenem, nëpërmjet mohimit dhe gjynaheve.

(5) O njerëz! Nëse vërtet keni dyshim rreth Fuqisë Sonë për t'ju ringjallur pas vdekjes, atëherë meditoni rreth mënyrës se si ju krijuam herën e parë. Krijuam babanë tuaj, Ademin prej dheut, pastaj *(krijuam pasardhësit e tij)* prej farës që zë vend në mitrën e femrës dhe bëhet gjak i ngurtësuar. Më pas bëhet mish si një kafshatë e cila, ose vazhdon të bëhet krijim i plotë dhe qëndron në mitër derisa të lindë i gjallë, ose nuk plotësohet më tej e del prej mitrës i tillë. Në këtë mënyrë jua bëjmë të qartë *(se ju të gjithë vareni nga Ne)*. Pas kësaj, Ne e lëmë atë në mitër si një embrion *(në zhvillim)* aq sa të dëshirojmë, deri në një afat të caktuar. Pastaj ju nxjerrim si foshnje *(në këtë botë)* prej barkut të nënave tuaja. Mandej ju mundësojmë të arrini aftësinë e plotë në forcë e mendje. Disa prej jush vdesin para kësaj kohe, ndërsa disa të tjerë jetojnë, derisa të arrijë moshën e pleqërisë së thellë. Në atë moshë fuqia dhe mendja dobësohen e kthehen në një gjendje edhe më të keqe se fëmija, duke mos ditur më ato që dinin dikur. Ti, o njeri, e sheh tokën të thatë e pa asnjë bimë në të. Por, kur Ne i zbresim asaj ujin e shiut, ajo shpërthen me bimësi e gjallërohet, duke nxjerrë prej çdo lloji bimë me pamje të mrekullueshme.

### Mësime nga ajetet:

- Duhet të përgatitemi për Ditën e Gjykimit, duke kryer vepra të devotshme.
- Situata do të jetë aq e vështirë në Ditën e Kiametit sa edhe nëna do ta harrojë fëmijën e saj, edhe shtatzëna do ta dështojë barrën e saj, ndërsa njerëzit do të jenë si të dehur.
- Çdo gjë që e bën Allahu, e bën atë në faza e afate të caktuara. E tillë është urtësia e Tij, prandaj njeriu nuk duhet të ngutet, por të tregojë durim, pasi çdo gjë ka kohën e afatin e vet.
- Një argument për ringjalljen është vetë krijimi herën e parë.
- Rënia e shiut dhe dalja e bimëve nëpërmjet tij nga një tokë e tharë dhe pa shenja jete, janë argument i perceptueshëm i ringjalljes së të vdekurve.

ذَٰلِكَ بِأَنَّ ٱللَّهَ هُوَ ٱلْحَقُّ وَأَنَّهُۥ يُحْيِ ٱلْمَوْتَىٰ وَأَنَّهُۥ عَلَىٰ كُلِّ شَيْءٖ
قَدِيرٞ ٦ وَأَنَّ ٱلسَّاعَةَ ءَاتِيَةٞ لَّا رَيْبَ فِيهَا وَأَنَّ ٱللَّهَ يَبْعَثُ مَن فِي
ٱلْقُبُورِ ٧ وَمِنَ ٱلنَّاسِ مَن يُجَٰدِلُ فِي ٱللَّهِ بِغَيْرِ عِلْمٖ وَلَا هُدٗى
وَلَا كِتَٰبٖ مُّنِيرٖ ٨ ثَانِيَ عِطْفِهِۦ لِيُضِلَّ عَن سَبِيلِ ٱللَّهِۖ لَهُۥ فِي
ٱلدُّنْيَا خِزْيٞۖ وَنُذِيقُهُۥ يَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِ عَذَابَ ٱلْحَرِيقِ ٩ ذَٰلِكَ
بِمَا قَدَّمَتْ يَدَاكَ وَأَنَّ ٱللَّهَ لَيْسَ بِظَلَّٰمٖ لِّلْعَبِيدِ ١٠ وَمِنَ ٱلنَّاسِ
مَن يَعْبُدُ ٱللَّهَ عَلَىٰ حَرْفٖۖ فَإِنْ أَصَابَهُۥ خَيْرٌ ٱطْمَأَنَّ بِهِۦۖ وَإِنْ
أَصَابَتْهُ فِتْنَةٌ ٱنقَلَبَ عَلَىٰ وَجْهِهِۦ خَسِرَ ٱلدُّنْيَا وَٱلْأٓخِرَةَۚ ذَٰلِكَ
هُوَ ٱلْخُسْرَانُ ٱلْمُبِينُ ١١ يَدْعُواْ مِن دُونِ ٱللَّهِ مَا لَا يَضُرُّهُۥ
وَمَا لَا يَنفَعُهُۥۚ ذَٰلِكَ هُوَ ٱلضَّلَٰلُ ٱلْبَعِيدُ ١٢ يَدْعُواْ لَمَن
ضَرُّهُۥٓ أَقْرَبُ مِن نَّفْعِهِۦۚ لَبِئْسَ ٱلْمَوْلَىٰ وَلَبِئْسَ ٱلْعَشِيرُ ١٣
إِنَّ ٱللَّهَ يُدْخِلُ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ جَنَّٰتٖ
تَجْرِي مِن تَحْتِهَا ٱلْأَنْهَٰرُۚ إِنَّ ٱللَّهَ يَفْعَلُ مَا يُرِيدُ ١٤ مَن كَانَ
يَظُنُّ أَن لَّن يَنصُرَهُ ٱللَّهُ فِي ٱلدُّنْيَا وَٱلْأٓخِرَةِ فَلْيَمْدُدْ بِسَبَبٍ إِلَى
ٱلسَّمَآءِ ثُمَّ لْيَقْطَعْ فَلْيَنظُرْ هَلْ يُذْهِبَنَّ كَيْدُهُۥ مَا يَغِيظُ ١٥



(6) Kjo që ju përmendëm - fillimi i krijimit, fazat dhe periudhat e zhvillimit të njeriut - është me qëllim që ju të besoni se vetëm Allahu ju ka krijuar. Ai është i Vërteti, për fuqinë e të Cilit nuk ka asnjë dyshim e jo idhujt tuaj që i adhuroni. Prandaj, besoni se Allahu është i Vetmi që i jep jetë të vdekurës, se është i Fuqishëm për gjithçka dhe asgjë nuk mund ta pengojë Atë.

(7) Të besoni se Ora e Ringjalljes do të vijë patjetër dhe për këtë nuk ka asnjë mëdyshje. Kur të vijë ajo, Allahu ka për t'i ringjallur të gjithë ata që janë në varre, që t'u japë shpërblimin a dënimin e merituar, për gjithçka që kanë bërë.

* Pasi Allahu i Lartësuar përmend në ajetin e tretë devijimin për shkak të pasimit të verbër, në ajetin e tetë Ai përmend edhe devijimin e krerëve të fe-mohimit, duke thënë:

(8) Midis jobesimtarëve ka të atillë që e kundërshtojnë njëshmërinë e Allahut, pa u mbështetur në asnjë provë nga arsyeja e shëndoshë dhe në asnjë tekst të qartë udhërrëfyes nga Allahu, por vetëm në dëshirat e tyre.

(9) Kundërshtojnë me mendjemadhësi për t'i shmangur njerëzit nga besimi dhe nga pranimi i fesë së Allahut. Ata që i kanë këto cilësi, do të poshtërohen nga ndëshkimi që do t'i ndjekë në këtë jetë dhe nga vuajtjet që do të pësojnë prej zjarrit përvëlues në Ahiret.

(10) Do t'u thuhet: "Ky është dënimi që po e provoni për shkak të mohimit dhe të gjynaheve që keni bërë". Allahu nuk dënon askënd prej krijesave të Veta, përveçse për shkak të gjynaheve të tyre.

(11) Ka njerëz të paqëndrueshëm që e adhurojnë Allahun me dyshim. Nëse u vjen ndonjë e mirë në shëndet e pasuri, ata kënaqen dhe vazhdojnë të besojnë e të adhurojnë Allahun. Por nëse u bie ndonjë sprovë, me sëmundje a varfëri, ata menjëherë ia hedhin fajin fesë së tyre dhe e braktisin atë. Kjo kategori njerëzish ka humbur dynjanë dhe Ahiretin bashkë, sepse nga kjo jetë nuk do të marrë asgjë, ndërsa në jetën e përtejme do të gjejë dënimin e Allahut. Këta janë humbësit e vërtetë.

(12) Një njeri i tillë, në vend të që të adhurojë Allahun, u lutet idhujve të cilët nuk e dëmtojnë dot edhe po i mohoi, ashtu sikundër nuk i sjellin fitim edhe po i adhuroi. Kjo lutje që ai ia drejton statujës së vet është devijimi më i largët nga e vërteta.

(13) Madje ai u lutet atyre, e keqja reale e të cilëve është më mundshme se e mira e tyre e munguar. Ndihmës dhe shoqërues i keq është idhulli për këdo që i lutet atij për ndihmë e shoqëri.

(14) Ata që i besuan Allahut dhe që bënë vepra të mira, Ai do t'i fusë anë kopshte, ku do të kenë pallate nën të cilët rrjedhin lumenj. Vërtet që Allahu bën çfarë të dëshirojë. Ai e udhëzon me Mëshirën e Vet kë të dëshirojë dhe e lë në humbje kë të dëshirojë, pa i bërë padrejtësi askujt.

(15) Kush mendon se Allahu nuk ka për ta ndihmuar të Dërguarin e Vet në jetën e kësaj bote e në botën tjetër, atëherë le të lidhë një litar në tavanin e shtëpisë dhe t'i japë fund jetës së vet. Pastaj e le të shohë nëse kështu e largon mllefin që ka në zemër. Allahu e ndihmon të Dërguarin e Vet, u pëlqen kjo a nuk u pëlqen kundërshtarëve të tij.

**Mësime nga ajetet:**

- Shkaqet që mundësojnë udhëzimin janë: ose dituria që i shpie njerëzit drejt së vërtetës, ose udhërrëfyesi që i orienton ata drejt saj, ose libri i besueshëm që tregon rrugën e drejtë.
- Mendjemadhësia është sjellje, e cila e pengon mundësinë e arritjes për tek e vërteta.
- Prej drejtësisë së Allahut është të mos e ndëshkojë atë që nuk e meriton, por as ta falë dikë që nuk e meriton.
- Allahu ka qenë, është e do të jetë Ndihmuesi i Profetit dhe i Fesë së Vet edhe nëse këtë e urrejnë jobesimtarët.

(16) Ashtu siç jua sqaruam provat e qarta rreth ringjalljes, Ne i zbritëm Muhamedit ﷺ Kuranin me ajete të qarta. Mirëpo Allahu udhëzon me mirësinë e Vet në rrugën e drejtë kë të dëshirojë.

*Pastaj Allahu tregon se si Drejtësia e Tij do të zbatohet mbi të gjithë në Ditën e Gjykimit, duke thënë:

(17) Vërtet, ata që besuan në fenë e Allahut, hebrenjtë, sabi'inët *(ndjekësit e disa profetëve të mëparshëm)*, të krishterët, mexhusët *(adhuruesit e zjarrit)* dhe idhujtarët, Allahu ka për t'i gjykuar të gjithë në Ditën e Gjykimit. Ai do t'i shpërblejë besimtarët midis tyre dhe do t'i dënojë mohuesit. Allahu është Dëshmuesi i çdo gjëje; Atij nuk i fshihet asnjë fjalë a vepër e robërve të Tij dhe do t'i shpaguajë ata sipas asaj që kanë punuar.

(18) O i Dërguar! A nuk e shikon se si, nga nënshtrimi, i bie në sexhde Allahut çdo gjë që është në qiej dhe çdo gjë që është në Tokë? Atij i bëjnë sexhde dielli, hëna dhe yjet që janë në qiell. I bëjnë sexhde malet, pemët dhe tërë gjallesat që janë në Tokë. Ashtu siç i përulen me adhurim edhe shumë njerëz. Nga ana tjetër, shumë njerëz dhe xhinde refuzojnë që t'i përulen Allahut me adhurim, duke merituar kështu dënimin e Tij, për shkak të mohimit të tyre. Atë që e poshtëron Allahu, askush nuk do të mund ta nderojë. Vërtet, Allahu bën çfarë të dëshirojë e askush nuk mund ta pengojë Atë - qoftë i lartësuar!

* Allahu i Lartësuar, pasi sqaron se ka njerëz që i përulen Atij me adhurim ashtu sikundër ka që e refuzojnë këtë veprim, tregon përfundimin e secilit prej tyre duke thënë:



وَكَذَٰلِكَ أَنزَلْنَٰهُ ءَايَٰتٍۭ بَيِّنَٰتٍ وَأَنَّ ٱللَّهَ يَهْدِى مَن يُرِيدُ
١٦ إِنَّ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَٱلَّذِينَ هَادُوا۟ وَٱلصَّٰبِـِٔينَ وَٱلنَّصَٰرَىٰ
وَٱلْمَجُوسَ وَٱلَّذِينَ أَشْرَكُوٓا۟ إِنَّ ٱللَّهَ يَفْصِلُ بَيْنَهُمْ يَوْمَ
ٱلْقِيَٰمَةِ ۚ إِنَّ ٱللَّهَ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ شَهِيدٌ ١٧ أَلَمْ تَرَ أَنَّ ٱللَّهَ
يَسْجُدُ لَهُۥ مَن فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَن فِى ٱلْأَرْضِ وَٱلشَّمْسُ
وَٱلْقَمَرُ وَٱلنُّجُومُ وَٱلْجِبَالُ وَٱلشَّجَرُ وَٱلدَّوَآبُّ وَكَثِيرٌ مِّنَ
ٱلنَّاسِ ۖ وَكَثِيرٌ حَقَّ عَلَيْهِ ٱلْعَذَابُ ۗ وَمَن يُهِنِ ٱللَّهُ فَمَا لَهُۥ مِن
مُّكْرِمٍ ۚ إِنَّ ٱللَّهَ يَفْعَلُ مَا يَشَآءُ ۩ ١٨ ۞ هَٰذَانِ خَصْمَانِ (سجدة)
ٱخْتَصَمُوا۟ فِى رَبِّهِمْ ۖ فَٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ قُطِّعَتْ لَهُمْ ثِيَابٌ
مِّن نَّارٍ يُصَبُّ مِن فَوْقِ رُءُوسِهِمُ ٱلْحَمِيمُ ١٩ يُصْهَرُ بِهِۦ
مَا فِى بُطُونِهِمْ وَٱلْجُلُودُ ٢٠ وَلَهُم مَّقَٰمِعُ مِنْ حَدِيدٍ ٢١ كُلَّمَآ
أَرَادُوٓا۟ أَن يَخْرُجُوا۟ مِنْهَا مِنْ غَمٍّ أُعِيدُوا۟ فِيهَا وَذُوقُوا۟ عَذَابَ
ٱلْحَرِيقِ ٢٢ إِنَّ ٱللَّهَ يُدْخِلُ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَعَمِلُوا۟ ٱلصَّٰلِحَٰتِ
جَنَّٰتٍ تَجْرِى مِن تَحْتِهَا ٱلْأَنْهَٰرُ يُحَلَّوْنَ فِيهَا مِنْ
أَسَاوِرَ مِن ذَهَبٍ وَلُؤْلُؤًا ۖ وَلِبَاسُهُمْ فِيهَا حَرِيرٌ ٢٣


(19) Këta janë dy grupe që polemizojnë në lidhje me Zotin e tyre, se kush prej tyre ka të drejtë: grupi i besimit apo grupi i mohimit. Sa i përket grupit mohues, ata do t'i mbështjellë Zjarri ashtu siç e mbulojnë rrobat një person dhe mbi koka do t'u hidhet ujë përvëlues

(20) Ai do t'u shkrijë gjithçka që kanë në bark dhe pastaj do t'u mbërrijë te lëkura e do t'ua shkrijë.

(21) Në Zjarr do të ketë për ta çekiçë prej hekuri, me të cilët engjëjt kanë për t'i goditur në kokë (si dënim për mendjemadhësinë që treguan për të mos e ulur kokën para Allahut).

(22) Sa herë që do të dëshirojnë të dalin prej Zjarrit nga tmerri që do të përjetojnë aty, ata do të kthehen në të forcërisht e do t'u thuhet: 'Shijojeni dënimin e djegies së Zjarrit *(që e patët mohuar në dynja)*!'

(23) Sa i përket grupit të besimit, të cilët janë ata që kanë besuar e kanë bërë vepra të mira, Allahu ka për t'i futur në Xhenete, nën pallatet dhe pemët e të cilëve rrjedhin lumej. Allahu do t'i zbukurojë ata me byzylykë të artë e stoli margaritarësh dhe rrobat do t'i kenë prej mëndafshi.

## Mësime nga ajetet:

- Udhëzimi është në Dorë të Allahut dhe Ai ia dhuron atë kujt të dëshirojë prej robërve të Vet.
- Allahu mbikëqyr çdo gjë që robërit e Tij përjetojnë dhe bëjnë.
- Të gjitha krijesat i përulen Allahut për nga natyra, ndërsa besimtarët i përulen Atij me adhurim e vetëdije.
- Dënimi ka për të rënë mbi femohuesit dhe gjynahqarët, ndërsa mëshira ka për të qenë me njerëzit e besimit dhe të adhurimit.

وَهُدُوٓاْ إِلَى ٱلطَّيِّبِ مِنَ ٱلۡقَوۡلِ وَهُدُوٓاْ إِلَىٰ صِرَٰطِ ٱلۡحَمِيدِ
٢٤ إِنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ وَيَصُدُّونَ عَن سَبِيلِ ٱللَّهِ وَٱلۡمَسۡجِدِ
ٱلۡحَرَامِ ٱلَّذِي جَعَلۡنَٰهُ لِلنَّاسِ سَوَآءً ٱلۡعَٰكِفُ فِيهِ وَٱلۡبَادِۚ
وَمَن يُرِدۡ فِيهِ بِإِلۡحَادِۭ بِظُلۡمٖ نُّذِقۡهُ مِنۡ عَذَابٍ أَلِيمٖ
٢٥ وَإِذۡ بَوَّأۡنَا لِإِبۡرَٰهِيمَ مَكَانَ ٱلۡبَيۡتِ أَن لَّا تُشۡرِكۡ
بِي شَيۡـٔٗا وَطَهِّرۡ بَيۡتِيَ لِلطَّآئِفِينَ وَٱلۡقَآئِمِينَ وَٱلرُّكَّعِ
ٱلسُّجُودِ ٢٦ وَأَذِّن فِي ٱلنَّاسِ بِٱلۡحَجِّ يَأۡتُوكَ رِجَالٗا وَعَلَىٰ
كُلِّ ضَامِرٖ يَأۡتِينَ مِن كُلِّ فَجٍّ عَمِيقٖ ٢٧ لِّيَشۡهَدُواْ
مَنَٰفِعَ لَهُمۡ وَيَذۡكُرُواْ ٱسۡمَ ٱللَّهِ فِيٓ أَيَّامٖ مَّعۡلُومَٰتٍ
عَلَىٰ مَا رَزَقَهُم مِّنۢ بَهِيمَةِ ٱلۡأَنۡعَٰمِۖ فَكُلُواْ مِنۡهَا
وَأَطۡعِمُواْ ٱلۡبَآئِسَ ٱلۡفَقِيرَ ٢٨ ثُمَّ لۡيَقۡضُواْ تَفَثَهُمۡ
وَلۡيُوفُواْ نُذُورَهُمۡ وَلۡيَطَّوَّفُواْ بِٱلۡبَيۡتِ ٱلۡعَتِيقِ ٢٩
ذَٰلِكَۖ وَمَن يُعَظِّمۡ حُرُمَٰتِ ٱللَّهِ فَهُوَ خَيۡرٞ لَّهُۥ عِندَ
رَبِّهِۦۗ وَأُحِلَّتۡ لَكُمُ ٱلۡأَنۡعَٰمُ إِلَّا مَا يُتۡلَىٰ عَلَيۡكُمۡۖ
فَٱجۡتَنِبُواْ ٱلرِّجۡسَ مِنَ ٱلۡأَوۡثَٰنِ وَٱجۡتَنِبُواْ قَوۡلَ ٱلزُّورِ ٣٠



(24) Sa qenë në jetën e dynjasë, Allahu i udhëzoi ata drejt fjalëve të mira, si dëshmimi i shehadetit, lavdërimi dhe madhërimi i Allahut etj., sikurse i përudhi në rrugën e bekuar të Islamit.

(25) Në të vërtetë, ata që mohojnë Allahun, i largojnë të tjerët nga pranimi i Islamit dhe i pengojnë njerëzit për të shkuar në Xhaminë e Shenjtë, siç bënë idhujtarët në vitin e Hudejbijes, kemi për t'i bërë që të provojnë dënimin e dhembshëm. Atë Xhami Ne e kemi bërë Kible, vend nga njerëzit drejtohen gjatë namazit të tyre. Sikundër e kemi bërë vendin ku i kryejnë ritualet e Haxhit dhe të Umres të gjithë muslimanët, si vendasit nga Meka, ashtu edhe kalimtarët nga jashtë Mekës. Kushdo që synon të bëjë shkelje në të, duke bërë gjynahe me vetëdije, kemi për ta bërë atë që të shijojë një dënim të dhembshëm.

(26) Përkujto, o i Dërguar, kur ne i shpallëm Ibrahimit vendin e Shtëpisë *(Qabesë)* e kufijtë e saj, që ishin të panjohur dhe i shpallëm atij: "Mos adhuro në vendin Tim askënd e asgjë, por të më adhurosh vetëm Mua! Pastroje Shtëpinë Time prej papastërtive fizike e shpirtërore, për ata që bëjnë tavaf *(rrotullohen rreth saj)* dhe që falen në të.

(27) Bëju thirrje njerëzve dhe ftoji për të kryer Haxhin te kjo Shtëpi, të cilën të urdhëruam ta ndërtosh. Kështu ata do të të vijnë në këmbë ose me deve të dobësuara e të lodhura nga udhëtimi i gjatë, me deve të cilat i bartin ata prej çdo cep i largët.

(28) Le të dëshmojnë dobitë që u sjell ai, si: faljen e gjynaheve, fitimin e shpërblimeve (prej Allahut), unifikimin e vëllazërimin e tyre etj.. Le ta përmendin emrin e Allahut në therjet e kurbaneve të tyre gjatë ditëve të përcaktuara (10 Dhulhixhe dhe tre ditët pas saj), që të falënderojnë Allahun për mirësitë që Ai u ka dhuruar, siç janë devetë, lopët dhe bagëtitë e imta. Prandaj hani prej tyre dhe me to ushqeni edhe skamnorët!

(29) Pastaj le të përfundojnë ritualet që u kanë mbetur prej Haxhit dhe të lirohen prej ihramit, duke rruar kokën ose duke shkurtuar flokët. Le të presin thonjtë e të heqin papastërtitë e mbledhura për shkak të mbajtjes së gjatë të ihramit! T'u përmbahen zotimeve që ia kanë vënë vetes detyrë në lidhje me Haxhin, Umren dhe kurbanin dhe të kryejnë tavafin kryesor të Haxhit në Shtëpinë, të cilën Allahu e ka bërë të lirë prej sundimit të mizorëve mbi të.

(30) Këto që ju kemi urdhëruar (d.m.th. lirimin prej ihramit nëpërmjet rruarjes së kokës apo shkurtimit të flokëve, shkurtimin e thonjve, heqjen e papastërtive, mbajtjen e zotimeve dhe kryerjen e tavafit rreth Shtëpisë), janë detyrime që jua ka caktuar Allahu, prandaj madhërojini ato! Kush i shmang ato që ka ndaluar Allahu gjatë gjendjes së ihramit, nga respekti për kufijtë dhe për ndalimet që Ai ka caktuar, ta dijë se kjo do të jetë në të mirën e tij si në jetën e kësaj bote, ashtu edhe në botën tjetër, te Zoti i Lartësuar! O njerëz, janë lejuar për ju bagëtitë, siç janë devetë, lopët dhe dhentë. Prandaj nuk ka bagëti të ndaluara e të shenjtëruara, përveçse ato që i gjeni të përmendura në Kuran, si: ngordhësira, gjaku etj.. Kështu që largohuni nga ndyrësitë, që janë idhujt dhe largohuni fjalët e pavërteta e shpifëse, veçanërisht kur thuhen ndaj Allahut.

**Mësime nga ajetet:**

- Shenjtëria e Qabesë nënkupton largimin prej mëkateve pranë saj më tepër se në çdo vend tjetër, veçanërisht në kohën e Haxhit.
- Shtëpia e Shenjtë e Allahut dëshirohet nga zemra e besimtarëve në çdo kohë e çdo vend.
- Haxhi ka dobi të shumta për njerëzit, qofshin ato në këtë jetë apo në tjetrën.
- Falënderimi (i Zotit) për mirësitë (e Tij) nënkupton të jesh i dhembshur me të dobëtit.

حُنَفَآءَ لِلَّهِ غَيۡرَ مُشۡرِكِينَ بِهِۦۚ وَمَن يُشۡرِكۡ بِٱللَّهِ فَكَأَنَّمَا خَرَّ مِنَ
ٱلسَّمَآءِ فَتَخۡطَفُهُ ٱلطَّيۡرُ أَوۡ تَهۡوِي بِهِ ٱلرِّيحُ فِي مَكَانٖ سَحِيقٖ ٣١
ذَٰلِكَۖ وَمَن يُعَظِّمۡ شَعَٰٓئِرَ ٱللَّهِ فَإِنَّهَا مِن تَقۡوَى ٱلۡقُلُوبِ ٣٢
لَكُمۡ فِيهَا مَنَٰفِعُ إِلَىٰٓ أَجَلٖ مُّسَمّٗى ثُمَّ مَحِلُّهَآ إِلَى ٱلۡبَيۡتِ ٱلۡعَتِيقِ ٣٣
وَلِكُلِّ أُمَّةٖ جَعَلۡنَا مَنسَكٗا لِّيَذۡكُرُواْ ٱسۡمَ ٱللَّهِ عَلَىٰ
مَا رَزَقَهُم مِّنۢ بَهِيمَةِ ٱلۡأَنۡعَٰمِۗ فَإِلَٰهُكُمۡ إِلَٰهٞ وَٰحِدٞ فَلَهُۥٓ
أَسۡلِمُواْۗ وَبَشِّرِ ٱلۡمُخۡبِتِينَ ٣٤ ٱلَّذِينَ إِذَا ذُكِرَ ٱللَّهُ وَجِلَتۡ
قُلُوبُهُمۡ وَٱلصَّٰبِرِينَ عَلَىٰ مَآ أَصَابَهُمۡ وَٱلۡمُقِيمِي ٱلصَّلَوٰةِ
وَمِمَّا رَزَقۡنَٰهُمۡ يُنفِقُونَ ٣٥ وَٱلۡبُدۡنَ جَعَلۡنَٰهَا لَكُم مِّن شَعَٰٓئِرِ
ٱللَّهِ لَكُمۡ فِيهَا خَيۡرٞۖ فَٱذۡكُرُواْ ٱسۡمَ ٱللَّهِ عَلَيۡهَا صَوَآفَّۖ فَإِذَا وَجَبَتۡ
جُنُوبُهَا فَكُلُواْ مِنۡهَا وَأَطۡعِمُواْ ٱلۡقَانِعَ وَٱلۡمُعۡتَرَّۚ كَذَٰلِكَ سَخَّرۡنَٰهَا
لَكُمۡ لَعَلَّكُمۡ تَشۡكُرُونَ ٣٦ لَن يَنَالَ ٱللَّهَ لُحُومُهَا وَلَا دِمَآؤُهَا
وَلَٰكِن يَنَالُهُ ٱلتَّقۡوَىٰ مِنكُمۡۚ كَذَٰلِكَ سَخَّرَهَا لَكُمۡ لِتُكَبِّرُواْ
ٱللَّهَ عَلَىٰ مَا هَدَىٰكُمۡۗ وَبَشِّرِ ٱلۡمُحۡسِنِينَ ٣٧ ۞ إِنَّ ٱللَّهَ يُدَٰفِعُ نصف الحزب ٣٤
عَنِ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْۗ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يُحِبُّ كُلَّ خَوَّانٖ كَفُورٍ ٣٨



31 Pra, shmangini mëkatet e lartpërmendura dhe çdo besim tjetër, përveç besimit të pastër *(monoteist)*, me të cilin Ai është i kënaqur, duke mos i shoqëruar Atij askënd e asgjë në adhurim. Kush i bën shirk *(idhujtari)* Allahut, është si ai që bie prej qiellit dhe ose ia rrëmbejnë shpendët grabitqarë mishin e kockat, ose e merr stuhia dhe e hedh në një vend të largët e të humbur.

32 Këto janë porositë Allahut, që ju ta njësoni Atë me përkushtim të pastër dhe t'i largoheni idhujve e fjalëve të rreme. Kush i madhëron simbolet e fesë, duke përfshirë kurbanin dhe ritet e Haxhit, ta dijë se kjo tregon përkushtimin e zemrës ndaj Krijuesit.

33 Devetë dhe bagëtitë që i sillni për t'i bërë flijim pranë Shtëpisë së Shenjtë (Qabesë), ju sjellin përfitime, si: transporti, leshi, riprodhimi dhe qumështi i tyre. Kjo vlen deri në afatin e caktuar, kur ato duhen flijuar në afërsi të Qabesë, të cilën Allahu e ka bërë të lirë prej sundimit të çdo mizori.

34 Edhe popujve të mëparshëm ua caktuam ritualin e kurbanit, për t'iu afruar Allahut me derdhjen e gjakut të bagëtive, për ta përmendur Emrin e Tij gjatë therjes së tyre dhe për ta falënderuar Atë që i begatoi me deve, lopë e dhen. Prandaj ta dini se Zoti juaj, o njerëz, është i Vetmi që e meriton adhurimin dhe se Ai nuk ka askënd të barabartë, kështu që vetëm Atij t'i nënshtroheni me bindje! Ndërsa ti, o i Dërguar, jepu lajmin e mirë të Xhenetit për ata që frikohen e përkushtohen me pastërti.

35 Këtyre u dridhen zemrat kur u përmendet Allahu, nga frika prej ndëshkimit të Tij, prandaj nuk i kundërshtojnë urdhrat e Tij dhe i kalojnë fatkeqësitë me durim. Ata e falin namazin të plotë dhe japin për bamirësi nga begatitë që u ka falur Allahu.

36 Devetë dhe lopët që do të bëhen kurban në Qabe, Ne i kemi konsideruar prej riteve dhe simboleve të fesë. Është lejuar për ju që të përfitoni prej tyre në shërbim të fesë dhe të nevojave tuaja jetësore. Prandaj, pasi t'i keni rreshtuar për t'i prerë, thoni: "Bismilah...", kur t'i therni. Pasi të kenë rënë përdhe e të jenë shtrirë pas therjes së tyre, atëherë ushqehuni prej tyre. Jepini edhe nevojtarit që i vjen turp të kërkojë diçka, si edhe skamnorit, i cili kërkon t'i jepet mish prej kurbaneve. Jua nënshtruam ato që t'i ngarkoni e të hipni mbi to, ashtu siç jua nënshtruam që t'ju binden kur t'i therni si kurban për Allahun, me qëllim që ta falënderoni Atë për mirësinë që jua vuri ato në shërbimin tuaj.

37 Dijeni se tek Allahu nuk mbërrin as mishi i kurbaneve dhe as gjaku i tyre, por vetëm përkushtimi juaj i pastër, për t'iu afruar Atij nëpërmjet flijimit të bagëtive për Të. Dijeni, gjithashtu, se Allahu i ligjëroi kurbanet që ta madhëroni Atë (duke thënë "Allahu Ekber") e t'i jeni mirënjohës që ju mundësoi ta gjeni të Vërtetën. Prandaj, o i Dërguar, jepu lajmin e mirë bamirësve, që janë të tillë në adhurimin ndaj Allahut dhe në marrëdhënien me krijesat e Tij, se ata i pret shpërblimi për mirësitë që bëjnë.

38 Ata që i besuan Allahut, Ai ka për t'i mbrojtur nga çdo e keqe që mund t'u vijë prej armiqve të tyre. Vërtet, Allahu nuk i do ata që i nuk i mbajnë amanetet dhe që i mohojnë mirësitë e Allahut, madje i përbuzin ato.

**Mësime nga ajetet:**

- Përdorimi i shembujve konkretë për të ilustruar koncepte abstrakte është metodë madhështore edukimi.
- Modestia është virtyt me vlera të mëdha.
- Bamirësia është çelësi i lumturisë si për këtë botë, ashtu edhe për në botën tjetër.
- Besimi është shkak që Allahu ta mbrojë robin e Vet dhe të kujdeset për të.

أُذِنَ لِلَّذِينَ يُقَٰتَلُونَ بِأَنَّهُمۡ ظُلِمُواْۚ وَإِنَّ ٱللَّهَ عَلَىٰ نَصۡرِهِمۡ لَقَدِيرٌ
٣٩ ٱلَّذِينَ أُخۡرِجُواْ مِن دِيَٰرِهِم بِغَيۡرِ حَقٍّ إِلَّآ أَن يَقُولُواْ
رَبُّنَا ٱللَّهُۗ وَلَوۡلَا دَفۡعُ ٱللَّهِ ٱلنَّاسَ بَعۡضَهُم بِبَعۡضٖ لَّهُدِّمَتۡ
صَوَٰمِعُ وَبِيَعٞ وَصَلَوَٰتٞ وَمَسَٰجِدُ يُذۡكَرُ فِيهَا ٱسۡمُ ٱللَّهِ
كَثِيرٗاۗ وَلَيَنصُرَنَّ ٱللَّهُ مَن يَنصُرُهُۥٓۚ إِنَّ ٱللَّهَ لَقَوِيٌّ
عَزِيزٌ ٤٠ ٱلَّذِينَ إِن مَّكَّنَّٰهُمۡ فِي ٱلۡأَرۡضِ أَقَامُواْ ٱلصَّلَوٰةَ
وَءَاتَوُاْ ٱلزَّكَوٰةَ وَأَمَرُواْ بِٱلۡمَعۡرُوفِ وَنَهَوۡاْ عَنِ ٱلۡمُنكَرِۗ
وَلِلَّهِ عَٰقِبَةُ ٱلۡأُمُورِ ٤١ وَإِن يُكَذِّبُوكَ فَقَدۡ كَذَّبَتۡ
قَبۡلَهُمۡ قَوۡمُ نُوحٖ وَعَادٞ وَثَمُودُ ٤٢ وَقَوۡمُ إِبۡرَٰهِيمَ وَقَوۡمُ
لُوطٖ ٤٣ وَأَصۡحَٰبُ مَدۡيَنَۖ وَكُذِّبَ مُوسَىٰۖ فَأَمۡلَيۡتُ لِلۡكَٰفِرِينَ
ثُمَّ أَخَذۡتُهُمۡۖ فَكَيۡفَ كَانَ نَكِيرِ ٤٤ فَكَأَيِّن مِّن قَرۡيَةٍ
أَهۡلَكۡنَٰهَا وَهِيَ ظَالِمَةٞ فَهِيَ خَاوِيَةٌ عَلَىٰ عُرُوشِهَا وَبِئۡرٖ
مُّعَطَّلَةٖ وَقَصۡرٖ مَّشِيدٍ ٤٥ أَفَلَمۡ يَسِيرُواْ فِي ٱلۡأَرۡضِ فَتَكُونَ
لَهُمۡ قُلُوبٞ يَعۡقِلُونَ بِهَآ أَوۡ ءَاذَانٞ يَسۡمَعُونَ بِهَاۖ فَإِنَّهَا
لَا تَعۡمَى ٱلۡأَبۡصَٰرُ وَلَٰكِن تَعۡمَى ٱلۡقُلُوبُ ٱلَّتِي فِي ٱلصُّدُورِ ٤٦



*Pasi sqaron se ka për t'i mbrojtur besimtarët, Allahu i Lartësuar i qetëson zemrat e tyre, duke u dhënë leje që tashmë t'i luftojnë jobesimtarët, nëse ndihen të kërcënuar prej tyre:

(39) Allahu u jep leje besimtarëve, të cilët idhujtarët i sulmojnë duke i luftuar, që t'ua kthejnë atyre po me luftë, pas padrejtësive që këta armiq u kanë bërë. Ndonëse Allahu ka fuqi për t'i ndihmuar besimtarët pa luftë kundër armiqve të tyre, Urtësia e Tij e kërkon që t'i vërë në provë besimtarët, për të parë se sa do të luftojnë ata për ta mbrojtur fenë e vet.
(40) Sa do të luftojnë kundër atyre femohuesve që i patën dëbuar mizorisht prej shtëpive të veta, jo për ndonjë krim, përveçse thanë: "Zoti ynë është Allahu dhe askush e asgjë tjetër veç Tij". Nëse Allahu nuk do t'ua ligjëronte profetëve dhe besimtarëve që të luftonin kundër armiqve të tyre, këta do t'i sulmonin të gjitha vendet e adhurimit. Dhe kështu do të shkatërroheshin manastiret e murgjve, kishat e të krishterëve, sinagogat e hebrenjve dhe xhamitë e muslimanëve, në të cilat ata falin namazin dhe e përmendin Allahun aq shumë! Dijeni se Allahu ka për ta ndihmuar këdo që ndihmon fenë dhe të Dërguarin e Tij. Allahu ka fuqi për ta bërë *(realitet)* këtë *(premtim)*; Ai është i Plotfuqishmi dhe askush nuk mund ta pengojë atë.
(41) Besimtarët, të cilëve u premtohet kjo fitore, janë ata që, kur i fuqizojmë në tokë me mposhtjen e armiqve të tyre, e falin namazin në formën më të plotë, e japin zekatin prej pasurisë së tyre, urdhërojnë atë që e ka urdhëruar Islami dhe e ndalojnë atë që ai e ka ndaluar. Dijeni se vetëm tek Allahu sillen të gjitha çështjet, si për shpërblimin, ashtu edhe për ndëshkimin.
(42) Nëse populli yt të mohon, o i Dërguar, atëherë duro, sepse nuk je i pari profet të cilin populli i vet e ka quajtur gënjeshtar. Përpara teje edhe Nuhun e mohoi populli i vet, Hudin e mohoi populli Ad e Salihun e mohoi populli Themud.
(43) Ashtu edhe Ibrahimin e mohoi populli i vet e populli i Lutit mohoi Lutin.
(44) Madje banorët e Medjenit e mohuan Shuajbin, sikurse Faraoni dhe populli i tij e quajtën Musain gënjeshtar *(përkundër nëntë mrekullive që ata i panë e i përjetuan)*. Unë ua vonova ndëshkimin popujve të tyre, për t'i çuar ata drejt shkatërrimit dhe më pas u dërgova dënimin befasisht. Shiko si i ishte mohimi Im ndaj tyre, meqë ata më patën mohuar.
(45) Sa e sa vendbanime, banorët e të cilave ishin keqbërës për shkak të mohimit të tyre, Ne i shkatërruam duke i zhdukur me rrënjë, saqë shtëpitë e tyre kanë mbetur rrënoja të pabanuara! Sa e sa puse e burime uji mbetën të braktisura për shkak të shkatërrimit; sa e sa kështjella të larta të gdhendura e të zbukuruara nuk i mbrojtën dot banorët e tyre prej dënimit!
(46) Vallë, këta që e mohojnë Shpalljen e sjellë nga i Dërguari ﷺ, a nuk kanë udhëtuar nëpër tokë, për të parë me sytë e tyre rrënojat e vendbanimeve të shkatërruara e kështu të meditojnë për të nxjerrë mësime?! A nuk i dëgjojnë me vëmendje tregimet *(që ua kemi përmendur në Kuran)* rreth tyre, në mënyrë që të përfitojnë prej këshillave?! Verbëria e vërtetë nuk është ajo e syve, por verbëri shkatërruese është ajo që mbulon zemrën dhe e pengon të zotin e saj që të nxjerrë mësime e të përfitojë nga këshillat.

### Mësime nga ajetet:

- Pohimin e cilësive të forcës dhe të fuqisë së gjithëmbarshme të Allahut.
- Ligjërimin e luftës për të mbrojtur vendet e adhurimit.
- Se zbatimi i fesë është shkak që Allahu t'u sjellë fitoren robërve të Vet besimtarë.
- Se verbërimi i zemrave është pengesa kryesore, që të mos nxirren mësime nga shenjat dhe nga argumentet e Allahut.

وَيَسْتَعْجِلُونَكَ بِٱلْعَذَابِ وَلَن يُخْلِفَ ٱللَّهُ وَعْدَهُۥ ۚ وَإِنَّ يَوْمًا
عِندَ رَبِّكَ كَأَلْفِ سَنَةٍ مِّمَّا تَعُدُّونَ ﴿٤٧﴾ وَكَأَيِّن مِّن
قَرْيَةٍ أَمْلَيْتُ لَهَا وَهِيَ ظَالِمَةٌ ثُمَّ أَخَذْتُهَا وَإِلَيَّ ٱلْمَصِيرُ
﴿٤٨﴾ قُلْ يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّاسُ إِنَّمَآ أَنَا۠ لَكُمْ نَذِيرٌ مُّبِينٌ ﴿٤٩﴾ فَٱلَّذِينَ
ءَامَنُوا۟ وَعَمِلُوا۟ ٱلصَّٰلِحَٰتِ لَهُم مَّغْفِرَةٌ وَرِزْقٌ كَرِيمٌ ﴿٥٠﴾
وَٱلَّذِينَ سَعَوْا۟ فِىٓ ءَايَٰتِنَا مُعَٰجِزِينَ أُو۟لَٰٓئِكَ أَصْحَٰبُ
ٱلْجَحِيمِ ﴿٥١﴾ وَمَآ أَرْسَلْنَا مِن قَبْلِكَ مِن رَّسُولٍ وَلَا نَبِىٍّ إِلَّآ
إِذَا تَمَنَّىٰٓ أَلْقَى ٱلشَّيْطَٰنُ فِىٓ أُمْنِيَّتِهِۦ فَيَنسَخُ ٱللَّهُ مَا يُلْقِى
ٱلشَّيْطَٰنُ ثُمَّ يُحْكِمُ ٱللَّهُ ءَايَٰتِهِۦ ۗ وَٱللَّهُ عَلِيمٌ حَكِيمٌ ﴿٥٢﴾ لِّيَجْعَلَ
مَا يُلْقِى ٱلشَّيْطَٰنُ فِتْنَةً لِّلَّذِينَ فِى قُلُوبِهِم مَّرَضٌ وَٱلْقَاسِيَةِ
قُلُوبُهُمْ ۗ وَإِنَّ ٱلظَّٰلِمِينَ لَفِى شِقَاقٍۭ بَعِيدٍ ﴿٥٣﴾ وَلِيَعْلَمَ
ٱلَّذِينَ أُوتُوا۟ ٱلْعِلْمَ أَنَّهُ ٱلْحَقُّ مِن رَّبِّكَ فَيُؤْمِنُوا۟ بِهِۦ
فَتُخْبِتَ لَهُۥ قُلُوبُهُمْ ۗ وَإِنَّ ٱللَّهَ لَهَادِ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓا۟ إِلَىٰ صِرَٰطٍ
مُّسْتَقِيمٍ ﴿٥٤﴾ وَلَا يَزَالُ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ فِى مِرْيَةٍ مِّنْهُ حَتَّىٰ
تَأْتِيَهُمُ ٱلسَّاعَةُ بَغْتَةً أَوْ يَأْتِيَهُمْ عَذَابُ يَوْمٍ عَقِيمٍ ﴿٥٥﴾



(47) Përkundrazi, jobesimtarët nga populli yt, o i Dërguar, kërkojnë prej teje që t'ua përshpejtosh ndëshkimin e premtuar, si atë të menjëhershmin të jetës së kësaj bote, ashtu edhe atë të mëvonshmin, të botës tjetër. Dije se Allahu nuk e ndryshon atë që u ka premtuar. Dënim i menjëhershëm ishte ai që i zuri në betejën, e Bedrit. Ndërsa një ditë ndëshkimi në Ahiret do të jetë sa një mijë vjet sipas llogaritjes suaj, me vitet e jetës së kësaj bote, për shkak të vuajtjeve që do të ketë *(prandaj mos të nxitohen)*.
(48) Sa e sa vendbanimeve, që ishin keqbërëse për shkak të mohimit të tyre, Unë ua shtyva afatin e ndëshkimit dhe nuk ua shpejtova atë, për t'i mashtruar. Dhe më pas i rrëmbeva ata me dënim shfarosës. Vetëm tek Unë do të jetë kthimi i tyre në Ditën e Gjykimit e atëherë kam për t'u dhënë dënimin e përjetshëm që meritojnë për mohimin e tyre.
(49) Thuaju, o i Dërguar: "O njerëz! Në të vërtetë, unë jam vetëm një paralajmërues për ju, që ju përcjell mesazhin me të cilin jam dërguar dhe jam i qartë në paralajmërimin tim."
(50) Sa u përket atyre që besuan në Allahun dhe bënë vepra të mira, ata do të kenë prej Zotit të tyre falje për gjynahet e veta dhe furnizim te pastër, që nuk ka të mbaruar kurrë në Xhenetin e përjetshëm.
(51) Ndërsa ata që u përpoqën të mohonin shenjat dhe argumentet Tona, duke menduar se do ta pengonin Allahun dhe do t'i shpëtonin ndëshkimit të Tij, do të jenë banorë të Xhehenemit, të cilit nuk do t'i ndahen, siç nuk i ndahet shoku - shokut.
(52) O i Dërguar! Çdo të dërguari dhe profeti që kemi nisur para teje, shejtani i ka ndërhyrë në këndim sa herë që ai lexonte librin e Allahut, me qëllim që njerëzit të mos e dëgjonin qartë shpalljen. Mirëpo Allahu gjithmonë ia prish shejtanit atë ndërhyrje dhe i thekson shpalljet e Veta, sepse Ai di gjithçka e Atij nuk i fshihet asgjë. Ai është i Urtë në atë që bën.
(53) Shejtanit i është lejuar të ndërhyjë në këndimin e Profetit, me qëllim që Allahu ta bëjë këtë ndërhyrje sprovë për hipokritët (me zemra të sëmura) dhe për idhujtarët me zemra të ngurta. Vërtet që keqbërësit hipokritë dhe idhujtarë janë në kundërshtim e armiqësi me Allahun, me të Dërguarin e Tij, larg së vërtetës dhe udhës së drejtë.
(54) Të jenë të sigurt ata, që Allahu u ka dhënë dije, se ky Kuran që i është zbritur Muhamedit ﷺ , është e Vërteta që Allahu të ka shpallur ty, o i Dërguar! Prandaj, le t'i besojnë atij edhe më shumë e t'ia hapin zemrën me përulje e drojë, sepse Allahu do t'i udhëzojë ata në Rrugën e Drejtë, e cila nuk ka asnjë shtrembërim, si shpërblim për përuljen e tyre ndaj së vërtetës.
(55) Ata që mohuan Allahun dhe të Dërguarin e Tij, do të vazhdojnë të dyshojnë në shpalljet kuranore që Allahu të ka zbritur ty, derisa Ora e Kiametit t'u vijë papritmas e t'i zërë në atë gjendje. Ose derisa t'u vijë një ditë kur të ndëshkohen pa mëshirë e që do të jetë si dita e Kiametit për ta.

### Mësime nga ajetet:

- Se mashtrimi i keqbërësve, duke u dhënë afat, me qëllim që të t'i shtojnë padrejtësitë e tyre, është një prej ligjësive të Allahut.
- Se Allahu e ruan Librin e Tij nga ndryshimi dhe nga ndërhyrjet në të, si dhe i largon kurthet që kurdis shejtani dhe ndihmësit e tij kundër Kuranit.
- Se Allahu, ashtu siç e ruan Librin e Tij, ka për të ruajtur edhe zemrat e besimtarëve të sinqertë prej çdo devijimi e ndryshimi, duke i mbrojtur ato nga cytjet, intrigat dhe mashtrimet e shejtanit e të ndihmësve të tij.
- Se hipokrizia dhe vrazhdësia e zemrave janë dy sëmundje vrasëse, që nuk shërohen ndryshe, vetëm se me leximin e shpeshtë të Kuranit dhe me hapjen e zemrës ndaj tij.
- Se besimi është fryt i dijes e i pranimit të asaj që ka zbritur Allahu, ndërsa frikërespekti ndaj Allahut dhe pranimi me përulje e urdhëresave të Tij janë frytet e besimit.

ٱلۡمُلۡكُ يَوۡمَئِذٖ لِّلَّهِ يَحۡكُمُ بَيۡنَهُمۡۚ فَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ
وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ فِي جَنَّٰتِ ٱلنَّعِيمِ ٥٦ وَٱلَّذِينَ
كَفَرُواْ وَكَذَّبُواْ بِـَٔايَٰتِنَا فَأُوْلَٰٓئِكَ لَهُمۡ عَذَابٞ
مُّهِينٞ ٥٧ وَٱلَّذِينَ هَاجَرُواْ فِي سَبِيلِ ٱللَّهِ ثُمَّ قُتِلُوٓاْ
أَوۡ مَاتُواْ لَيَرۡزُقَنَّهُمُ ٱللَّهُ رِزۡقًا حَسَنٗاۚ وَإِنَّ ٱللَّهَ لَهُوَ
خَيۡرُ ٱلرَّٰزِقِينَ ٥٨ لَيُدۡخِلَنَّهُم مُّدۡخَلٗا يَرۡضَوۡنَهُۥۚ
وَإِنَّ ٱللَّهَ لَعَلِيمٌ حَلِيمٞ ٥٩ ۞ ذَٰلِكَۖ وَمَنۡ عَاقَبَ بِمِثۡلِ الحزب ٣٤
مَا عُوقِبَ بِهِۦ ثُمَّ بُغِيَ عَلَيۡهِ لَيَنصُرَنَّهُ ٱللَّهُۚ إِنَّ ٱللَّهَ
لَعَفُوٌّ غَفُورٞ ٦٠ ذَٰلِكَ بِأَنَّ ٱللَّهَ يُولِجُ ٱلَّيۡلَ فِي
ٱلنَّهَارِ وَيُولِجُ ٱلنَّهَارَ فِي ٱلَّيۡلِ وَأَنَّ ٱللَّهَ سَمِيعُۢ
بَصِيرٞ ٦١ ذَٰلِكَ بِأَنَّ ٱللَّهَ هُوَ ٱلۡحَقُّ وَأَنَّ مَا يَدۡعُونَ
مِن دُونِهِۦ هُوَ ٱلۡبَٰطِلُ وَأَنَّ ٱللَّهَ هُوَ ٱلۡعَلِيُّ ٱلۡكَبِيرُ ٦٢
أَلَمۡ تَرَ أَنَّ ٱللَّهَ أَنزَلَ مِنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءٗ فَتُصۡبِحُ ٱلۡأَرۡضُ
مُخۡضَرَّةًۚ إِنَّ ٱللَّهَ لَطِيفٌ خَبِيرٞ ٦٣ لَّهُۥ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَمَا فِي ٱلۡأَرۡضِۚ وَإِنَّ ٱللَّهَ لَهُوَ ٱلۡغَنِيُّ ٱلۡحَمِيدُ ٦٤



(56) Atë ditë, sundimi do të jetë vetëm i Allahut. Ai ka për të gjykuar midis tyre, duke i dhënë secilit atë që meriton për veprat që ka bërë. Sa u përket atyre që kanë besuar në Allahun dhe kanë bërë vepra të mira, ata do të kenë shpërblim madhështor në Kopshtet e Mirësisë - Xhenetin e përjetshëm që nuk ka të sosur.

(57) Ata që e kanë mohuar Allahun dhe i kanë mohuar ajetet që ia kemi zbritur të Dërguarit Tonë, do të kenë dënimi poshtërues. Allahu do t'i poshtërojë ata në Zjarrin e Xhehenemit.

(58) Sa për ata që kanë lënë shtëpitë dhe atdheun e tyre për të kërkuar kënaqësinë e Allahut dhe për të forcuar Fenë e Tij e më pas janë vrarë ose kanë vdekur në këtë përpjekje, Allahu ka për t'u dhënë në Xhenet risk të mirë e të pambarim. Vërtet, Allahu i Lartësuar është Dhuruesi më i mirë.

(59) Ashtu siç ata kanë kërkuar kënaqësinë e Allahut në dynja, edhe Allahu ka për t'i futur në një vend, ku do të jenë të kënaqur përjetësisht. Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë që ata kanë bërë e kanë pasur për qëllim. Ai është edhe i Butë, *(duke i mëshiruar)* për çdo mangësi të lënë prej tyre.

(60) Kjo që u përmend, është e vërtetë, pra, hyrja në Xhenet e të shpërngulurve për hir të Allahut dhe lejimi i të dëmtuarve që të hakmerren në të njëjtën masë dhe pa e tejkaluar. Nëse keqbërësi i kthehet padrejtësisë, Allahu ka për ta ndihmuar të dëmtuarin. Vërtet, Allahu nuk ia vë re gabimet besimtarëve dhe i fal ata.

(61) Kjo drejtësi që i është premtuar të dëmtuarit do të vijë patjetër, sepse Allahu është i Fuqishëm për të bërë çfarë të dëshirojë. Kështu, p.sh., Ai ka fuqi ta fusë natën në territorin e ditës dhe ta fusë ditën në territorin e natës, duke i shtuar e duke i pakësuar herë njërën e herë tjetrën. Drejtësia do të vijë, sepse Allahu dëgjon çdo fjalë që thonë robërit e Vet, di gjithçka që ata bëjnë dhe asnjë veprim i tyre nuk mund t'i fshihet Atij; dhe kështu Ai do t'i shpërblejë të gjithë sipas veprave e tyre.

(62) Kjo *(drejtësi e kërkuar prej Allahut është që ta dinë edhe idhujtarët)*, se Allahu është i Vërteti, Feja e Tij është e Vërteta e çdo gjë Ai që premton, është e vërtetë. Ndërsa ata idhuj, që paganët i adhurojnë në vend të Tij, janë të kotë e nuk kanë asnjë të vërtetë. Allahu është i Lartësuar përmbi të gjithë krijesat e Veta, me Qenien, Fuqinë e Dominimin e Vet. Ai është i Madhi, që i përket Krenaria, Madhështia e Lartmadhëria.

(63) A nuk e shikon, o i Dërguar, se si Allahu *(prej mëshirës që ka për njerëzit)* zbret ujë nga qielli, duke bërë që, pas zbritjes së tij toka të gjelbërohet nga bimët që mbijnë prej saj *(si ushqim për kafshët e njerëzit)*?! Allahu është i Butë ndaj robërve të Vet, duke u lëshuar shi si furnizim, që nëpërmjet tij të mbijnë bimët e tokës. Njëkohësisht, Ai i di mirë nevojat e njerëzve e asgjë prej tyre nuk mund t'i fshihet Atij.

(64) Kështu është, sepse vetëm Atij i përket pushteti mbi gjithçka që ndodhet në qiej e në Tokë. Allahu është i Vetëmjaftueshëm, nuk ka nevojë për asnjë prej krijesave të Veta e vetëm Ai është i Denjë për t'i bërë lavde në çdo gjendje.

**Mësime nga ajetet:**

- Pozitën e lartë që ka hixhreti në Islam dhe vlerat e tij.
- Lejimin e vënies së drejtësisë, duke e ndëshkuar keqbërësin me aq sa ka bërë, pa asnjë tejkalim.
- Se Allahu do ta ndihmojë të dëmtuarin në këtë botë ose në botën tjetër.
- Pohimin e atributeve të Larta të Allahut, që i shkojnë Lartmadhërisë së Tij, siç janë dija, dëgjimi, shikimi dhe lartësia e Tij.

أَلَمْ تَرَ أَنَّ ٱللَّهَ سَخَّرَ لَكُم مَّا فِي ٱلْأَرْضِ وَٱلْفُلْكَ تَجْرِي
فِي ٱلْبَحْرِ بِأَمْرِهِۦ وَيُمْسِكُ ٱلسَّمَآءَ أَن تَقَعَ عَلَى ٱلْأَرْضِ إِلَّا
بِإِذْنِهِۦٓۗ إِنَّ ٱللَّهَ بِٱلنَّاسِ لَرَءُوفٞ رَّحِيمٞ ٦٥ وَهُوَ ٱلَّذِيٓ
أَحْيَاكُمْ ثُمَّ يُمِيتُكُمْ ثُمَّ يُحْيِيكُمْۗ إِنَّ ٱلْإِنسَٰنَ لَكَفُورٞ ٦٦
لِّكُلِّ أُمَّةٖ جَعَلْنَا مَنسَكًا هُمْ نَاسِكُوهُۖ فَلَا يُنَٰزِعُنَّكَ
فِي ٱلْأَمْرِۚ وَٱدْعُ إِلَىٰ رَبِّكَۖ إِنَّكَ لَعَلَىٰ هُدٗى مُّسْتَقِيمٖ ٦٧
وَإِن جَٰدَلُوكَ فَقُلِ ٱللَّهُ أَعْلَمُ بِمَا تَعْمَلُونَ ٦٨ ٱللَّهُ يَحْكُمُ
بَيْنَكُمْ يَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِ فِيمَا كُنتُمْ فِيهِ تَخْتَلِفُونَ ٦٩
أَلَمْ تَعْلَمْ أَنَّ ٱللَّهَ يَعْلَمُ مَا فِي ٱلسَّمَآءِ وَٱلْأَرْضِۚ إِنَّ
ذَٰلِكَ فِي كِتَٰبٍۚ إِنَّ ذَٰلِكَ عَلَى ٱللَّهِ يَسِيرٞ ٧٠ وَيَعْبُدُونَ
مِن دُونِ ٱللَّهِ مَا لَمْ يُنَزِّلْ بِهِۦ سُلْطَٰنٗا وَمَا لَيْسَ لَهُم بِهِۦ
عِلْمٞۗ وَمَا لِلظَّٰلِمِينَ مِن نَّصِيرٖ ٧١ وَإِذَا تُتْلَىٰ عَلَيْهِمْ ءَايَٰتُنَا
بَيِّنَٰتٖ تَعْرِفُ فِي وُجُوهِ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ ٱلْمُنكَرَۖ يَكَادُونَ
يَسْطُونَ بِٱلَّذِينَ يَتْلُونَ عَلَيْهِمْ ءَايَٰتِنَاۗ قُلْ أَفَأُنَبِّئُكُم بِشَرّٖ مِّن
ذَٰلِكُمُۗ ٱلنَّارُ وَعَدَهَا ٱللَّهُ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْۖ وَبِئْسَ ٱلْمَصِيرُ ٧٢



(65) A nuk e shikon, o i Dërguar, se si Allahu *(prej Mëshirës së Vet)* ka vënë në shërbimin tënd dhe të njerëzimit gjithçka që është mbi tokë, gjallesa e sende të pajeta, për të përfituar prej tyre dhe për të plotësuar nevojat tuaja jetësore?! Madje, Ai ka vënë nën kontrollin tuaj edhe anijet që lundrojnë në det me urdhrin e Tij sa në një vend në tjetrin. Gjithashtu, Allahu e mban qiellin (*trupat qiellorë*) që të mos bjerë në Tokë, përveçse kur Ai të japë leje për këtë. Nëse Ai do të jepte leje për këtë, qielli do të kishte rënë, por Allahu është i Butë e i Mëshirshëm me njerëzit, përderisa ua mundëson atyre të gjitha këto mirësi, përkundër padrejtësive që ata bëjnë.
(66) Është Ai që ju dha jetë kur ju nuk ekzistonit, pastaj ju bën të vdisni sapo ta keni mbaruar afatin e jetës suaj. Më pas do t'ju ringjallë, që *(me Drejtësinë e Tij)* t'ju marrë në llogari për veprimet që keni bërë e t'ju shpërblejë sipas tyre. Mirëpo njeriu është mosmirënjohës i madh i mirësive të Allahut, ndonëse ato janë të dukshme dhe në vend të Tij ai adhuron dikë tjetër.
(67) Çdo bashkësie fetare Ne i caktuam ligjet fetare (sheriatin) e tyre, sipas të cilave ata ecnin. Prandaj, o i Dërguar, mos i lër paganët dhe pasuesit e feve të tjera që të vënë në diskutim rrugën tënde, ngaqë ti je më i denjë se ata për të ndjekur të Vërtetën, ngaqë ata pasojnë të pavërtetën. Por ftoji njerëzit që ta njësojnë Allahun me përkushtim të pastër, sepse ti je në rrugën e drejtë, që s'ka asnjë shtrembërim.
(68) Nëse ata këmbëngulin që të debatojnë me ty edhe pasi t'u jenë shpalosur faktet e pakundërshtueshme *(se ti je i Dërguari i fundit dhe se sheriati yt i abrogon të tjerët)*, atëherë lërja çështjen e tyre Allahut! Dhe thuaju me kërcënim: "Allahu e di mirë se çfarë bëni ju, në të vërtetë; Atij nuk mund t'i fshihet asgjë prej veprave tuaja dhe do t'ju shpërblejë sipas tyre".
(69) Allahu ka për të gjykuar mes robërve të Tij, besimtarë a jobesimtarë, në Ditën e Gjykimit, për mosmarrëveshjet që kanë pasur me njëri-tjetrin, për çështjet e fesë.
(70) A nuk e di ti, o i Dërguar, se Allahu di për çdo gjë *(të fshehtë e të dukshme)* që është në qiell e çdo gjë që është në Tokë dhe se Atij nuk i fshihet asgjë që është në to?! Kjo dije e Tij është e shkruar *(shumë kohë më parë)* në *Leuhi Mahfudh* (Pllakën e ruajtur mirë) dhe për Allahun dija e *(fshehtësive të)* tyre është shumë e lehtë.

* Pasi Allahu i tregoi të Dërguarit se Ai është Njohësi i çdo të fshehte, i tregoi një tablo *(përshkrim)* se si idhujtarët nuk e fshehin dot as prej njerëzve mllefin e urrejtjen që kanë brenda vetes, duke thënë:

(71) Paganët adhurojnë idhuj në vend të Allahut, për adhurimin e të cilëve Ai nuk ka zbritur asnjë argument në Librat e Tij. Madje ata nuk kanë as ndonjë argument logjik për këtë, përveçse duke u mbështetur verbërisht në traditën e etërve të tyre. Keqbërësit kurrë nuk do të kenë ndihmues që t'i shpëtojë prej dënimit të Allahut.
(72) Sa herë që u lexohen shpalljet Tona të qarta në Kuran, do ta kuptosh mospranimin në fytyrat e atyre që mohojnë Allahun, për shkak se vrenjten kur i dëgjojnë ato. Madje prej urrejtjes së fortë që kanë, gati sa nuk u vërsulen atyre që u lexojnë shpalljet Tona. Thuaju, o i Dërguar: "A t'ju tregoj diçka që do t'ju bëjë të ndiheni shumë më keq sesa ky zemërim e urrejtje që keni?! Ai do të jetë Zjarri i Xhehenemit, në të cilin Allahu ka premtuar se do të fusë jobesimtarët." Sa vend i keq do të jetë ai për ta!

**Mësime nga ajetet:**

- Se nga mirësitë e Allahut për njerëzit është fakti se Ai u ka vënë në shërbim gjithçka që ndodhet në qiej e në Tokë.
- Pohimin e atributeve të dhembshurisë dhe të mëshirës për Allahun.
- Se dija e Allahut ka përfshirë gjithçka që është në qiej e në Tokë dhe gjithçka që ndodhet midis tyre.
- Se pasimi i verbër është shkaku i vetëm që i mban paganët të lidhur me idhujtarinë e tyre ndaj Allahut.

يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّاسُ ضُرِبَ مَثَلٌ فَٱسْتَمِعُوا۟ لَهُۥٓ ۚ إِنَّ ٱلَّذِينَ
تَدْعُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِ لَن يَخْلُقُوا۟ ذُبَابًا وَلَوِ ٱجْتَمَعُوا۟ لَهُۥ ۖ
وَإِن يَسْلُبْهُمُ ٱلذُّبَابُ شَيْـًٔا لَّا يَسْتَنقِذُوهُ مِنْهُ ۚ ضَعُفَ
ٱلطَّالِبُ وَٱلْمَطْلُوبُ ﴿٧٣﴾ مَا قَدَرُوا۟ ٱللَّهَ حَقَّ قَدْرِهِۦٓ ۗ إِنَّ ٱللَّهَ
لَقَوِىٌّ عَزِيزٌ ﴿٧٤﴾ ٱللَّهُ يَصْطَفِى مِنَ ٱلْمَلَٰٓئِكَةِ رُسُلًا
وَمِنَ ٱلنَّاسِ ۚ إِنَّ ٱللَّهَ سَمِيعٌۢ بَصِيرٌ ﴿٧٥﴾ يَعْلَمُ مَا بَيْنَ
أَيْدِيهِمْ وَمَا خَلْفَهُمْ ۗ وَإِلَى ٱللَّهِ تُرْجَعُ ٱلْأُمُورُ ﴿٧٦﴾ يَٰٓأَيُّهَا
ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ ٱرْكَعُوا۟ وَٱسْجُدُوا۟ وَٱعْبُدُوا۟ رَبَّكُمْ
وَٱفْعَلُوا۟ ٱلْخَيْرَ لَعَلَّكُمْ تُفْلِحُونَ ۩ ﴿٧٧﴾ وَجَٰهِدُوا۟ فِى سجدة
ٱللَّهِ حَقَّ جِهَادِهِۦ ۚ هُوَ ٱجْتَبَىٰكُمْ وَمَا جَعَلَ عَلَيْكُمْ
فِى ٱلدِّينِ مِنْ حَرَجٍ ۚ مِّلَّةَ أَبِيكُمْ إِبْرَٰهِيمَ ۚ هُوَ سَمَّىٰكُمُ
ٱلْمُسْلِمِينَ مِن قَبْلُ وَفِى هَٰذَا لِيَكُونَ ٱلرَّسُولُ شَهِيدًا عَلَيْكُمْ
وَتَكُونُوا۟ شُهَدَآءَ عَلَى ٱلنَّاسِ ۚ فَأَقِيمُوا۟ ٱلصَّلَوٰةَ وَءَاتُوا۟ ٱلزَّكَوٰةَ
وَٱعْتَصِمُوا۟ بِٱللَّهِ هُوَ مَوْلَىٰكُمْ ۖ فَنِعْمَ ٱلْمَوْلَىٰ وَنِعْمَ ٱلنَّصِيرُ ﴿٧٨﴾

آياتها ١١٨ — سُورَةُ المُؤْمِنُونَ — ترتيبها ٢٣



(73) O njerëz, sapo ju është sjellë një shembull, prandaj dëgjojeni e kuptojeni mirë! Ata idhuj që ju i adhuroni në vend të Allahut, nuk janë të aftë të krijojnë as edhe një mizë *(kaq të vogël e të parëndësishme)* edhe sikur të bëheshin të gjithë bashkë. Madje, nëse miza do t'u merrte diçka që u hidhet sipër, siç është parfumi, ata as atë nuk janë të aftë që ta shpëtojnë prej saj. Pra, si mund të kërkohen prej tyre gjëra më të mëdha dhe si mund të adhuroni në vend të Allahut diçka kaq të pafuqishme?! I dobët është si lutësi edhe i luturi.
(74) Idhujtarët nuk e madhërojnë Allahun ashtu si Ai e meriton, përderisa adhurojnë edhe krijesa krahas Tij. Mirëpo Allahu është i Fortë, e përmban zemërimin dhe nuk i ndërpret mirësitë e Tij për ata. Me Fuqinë e Tij ka krijuar qiejt, Tokën dhe gjithçka që ndodhet brenda tyre. Atë nuk mund ta sfidojë askush, ndërsa idhujt që paganët i adhurojnë e u luten, janë të pavlerë e nuk mund të krijojnë asgjë.

* Pasi përmend paaftësinë e zotave të rremë për të krijuar qoftë edhe një mizë të vetme dhe pasi tregon se Ai është i Plotfuqishmi që ka krijuar gjithçka në qiej e në Tokë, Allahu thekson se Ai udhëzon robërit e Vet nëpërmjet të dërguarve të Tij engjëj dhe njerëz:

(75) *(Ashtu siç është i Plotfuqishëm që të krijojë e të përsosë)* Allahu *(është i Plotfuqishëm edhe të)* përzgjedhë të dërguar prej engjëjve dhe prej njerëzve *(që të përcjellin Mesazhet e Tij)*. Engjëjt Ai i ka dërguar te profetët, p.sh. Xhibrilin ﷺ e ka dërguar me shpallje. Ndërsa profetët i ka dërguar te njerëz. Në të vërtetë, Allahu i dëgjon mirë se çfarë thonë idhujtarët për të dërguarit e Tij e sheh mirë se kë përzgjedh për të përcjellë mesazhet e Tij.
(76) Ai e di çdo gjë që i përket së ardhmes dhe së kaluarës së tyre, qofshin ata engjëj, xhinde apo njerëz, që para krijimit e deri pas vdekjes së tyre. Vetëm tek Allahu kanë për t'u kthyer të gjitha çështjet në Ditën e Gjykimit, kur edhe do t'i ringjallë njerëzit e do t'u japë shpërblimin (e mirë a të keq) për veprat që kanë bërë.
(77) O ju që besoni Allahun dhe vepronи sipas fesë që Ai Ai ka ligjëruar për ju! Përkuluni (në ruku) dhe përuluni (në sexhde) vetëm para Allahut, kur jeni duke u falur! Pastaj bëni vepra bamirësie, siç janë sadakaja, respektimi i lidhjeve fisnore etj., me shpresën që të fitoni atë që dëshironi e të shpëtoni prej asaj që keni frikë.
(78) Luftoni me sinqeritet në mbrojtje të Rrugës së Allahut dhe për të fituar kënaqësinë e Tij, sepse ju jeni të zgjedhurit e Tij. Ai e bëri fenë tuaj të lehtë, pa shtrëngesa e vrazhdësi. Ajo është feja e babait tuaj *(në monoteizëm),* Ibrahimit. Allahu ju ka quajtur muslimanë *(të nënshtruar ndaj Tij)* në Librat e mëparshëm dhe në këtë Kuran, në mënyrë që i Dërguari të jetë dëshmitar mbi ju, që jua ka sjellë fenë të cilën qe urdhëruar ta përcillte. Pastaj ju të jeni dëshmitarë mbi të gjithë popujt e mëparshëm, se të dërguarit e tyre ua patën përcjellë atyre *(monoteizmin e pastër)*. Prandaj, falënderojeni Allahun për këtë mirësi, duke e falur namazin në formën më të plotë e duke e dhënë zekatin e pasurisë suaj. Kthehuni tek Allahu dhe mbështetuni vetëm tek Ai në të gjitha çështjet e jetës suaj, sepse i Lartmadhërishmi është Kujdestari më i mirë, për atë që kërkon mbrojtjen e Tij dhe Ndihmuesi më i mirë, për atë që kërkon ndihmën e Tij. Kështu që, vetëm Atij kërkojini mbrojtje, që t'ju mbrojë dhe vetëm Atij kërkojini ndihmë, që t'ju ndihmojë.

**Mësime nga ajetet:**

- Rëndësinë e sjelljes së shembujve për të sqaruar kuptimet dhe faktin se kjo është një metodë edukative shumë efektive.
- Se paaftësia e zotave të rremë për të krijuar gjënë më të vogël është argument i pamundësisë së tyre për të bërë edhe më shumë se aq.
- Se idhujtaria shkaktohet ngaqë njerëzit nuk e madhërojnë Allahun.
- Pohimin e Forcës dhe të Plotfuqisë së Allahut dhe rëndësinë që besimtari t'i ndiejë kuptimet e këtyre cilësive.